HYTBEJA E MYFTIUT TËRNAVA ME RASTIN E KURBAN-BAJRAMIT

# DITURIA ISLAME

NUMER 245 | VITI 25 | DHJETOR 2010 | MUHARREM 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€



## JA ALLAH - BISMILAH

### KRYEMINISTRI ERDOGAN FORCON MARRËDHËNIET KOSOVË - TURQI

www.dituriaislame.net

بسم الله الرحمن الرحيم

# HUTBEJA LAMTUMIRËSE E H.MUHAMMEDIT

PAQA DHE MËSHIRA QOFSHIN MBI TË DHE FAMILJEN E TIJ

## NË EMËR TË ALL-LLAHUT, TË GJITHËMËSHIRSHMIT, MËSHIRËPLOTIT

O njerëz! Dëgjoni çka do t'ju them, sepse nuk e di se a do t'ju takoj në këtë vend pas këtij viti.

O njerëz! Kini frikë Zotin dhe respektojeni Atë. Bëhuni të njerëzishëm dhe të drejtë ndaj vetes dhe ndaj të tjerëve. Kjo është dita e flijimeve në emër të All-llahut. Me të vërtetë gjaku dhe pasuria juaj janë të shenjta për ju, derisa të takoheni me Krijuesin tuaj, ashtu siç është e shenjtë kjo ditë në këtë muaj dhe në këtë vend.

Ruajeni, respektojeni dhe nderojeni vlerën e personalitetit dhe dinjitetit njerëzor.

Njeriu është vepër madhështore e All-llahut dhe mjerë ai që e nënçmon nderin dhe dinjitetin e veprës së All-llahut.

Ju, o njerëz, në mënyrë të pashmangshme dhe të pakthyeshme do t'i ktheheni All-llahut të Amshueshëm dhe Ai do t'ju marrë në përgjegjësi për veprat dhe punën tuaj.

O besimdrejtë, ta dini, ta mbani mend dhe të jeni të bindur se përfundoi koha e mosdijes dhe traditave të këqija, që i sollën fatkeqësi të shumta gjinisë njerëzore. Unë jua kam treguar rrugën e shpëtimit, nëpër të cilën duhet të shkoni.

Gjërat që ju janë lënë amanet ruani si tuajat dhe kthejani besnikërisht dhe me kohë atij që i takojnë.

Gjakmarrja është e ndaluar. Të gjitha akuzat e këtilla që rrjedhin nga koha para Islamit, anulohen. Akuza e parë e këtillë që anulohet është gjakmarrja e xhaxhait tim, Amir b. Rebi'b. Harith b. Abdulmuttalibit, të cilin pa kurrfarë faji e mbytën njerëzit nga fisi Hudhejl. Kjo gjakmarrje le të harrohet dhe të gjitha të tjerat në të ardhmen le të falen.

Fajdeja dhe kamata janë të ndaluara. Huadhënësi nga huamarrësi duhet ta marrë vetëm atë që vërtet ia ka huazuar. Huatë e para që i nënshtrohen këtij vendimi janë huatë e xhaxhait tim Abbasit, i cili ka pasur mjaft borxhlinj.

O besimdrejtë, duhet t'ua falni kamatat borxhlinjve. Dëgjojeni këshillën time dhe pasuria juaj do të shtohet, sepse juve ju mbetet kryegjëja për tregti dhe punë të ndershme.

Nëse nuk e bëni këtë, duhet ta dini se do ta zemëroni thellë All-llahun dhe të Dërguarin e Tij.

Nëse borxhliu i juaj është në vështirësi, duhet t'ia vazhdoni afatin e pagimit, ndërsa nëse jeni në gjendje që t'ia falni borxhin, kjo do të ishte edhe më mirë për ju.

O besimdrejtë! O njerëz! Frikësojuni asaj dite që me siguri do të vijë, kur të gjithë do të paraqiteni para All-llahut, Gjykatësit të Vetëm Suprem, kur ju pret drejtësia absolute.

Kur të zotoheni se një borxh do ta paguani me kohë dhe kur të lidhni marrëveshje, të gjitha këto bëni me shkrim, saktë dhe me besnikëri theksojeni afatin e pagimit...

O të vdekshëm! Duajeni dhe dëgjojeni Zotin, Krijuesin e tërë materiales dhe jomateriales, i Cili krijoi meshkuj dhe femra, prej të cilëve u zhvillua gjinia njerëzore.

Kini frikë nga All-llahu, në ndihmën, prehjen dhe mëshirën e të Cilit të gjithë jemi të udhëzuar. Ne jemi të vdekshëm dhe në çdo çast jemi gjithnjë e më afër vdekjes dhe takimit me Të, me All-llahun e Amshueshëm, me Gjykatësin e Drejtë.

Tregoni respektin e duhur ndaj farefisnisë. Me përgjegjësi të thellë përmbushni detyrat dhe obligimet që ekzistojnë ndërmjet burrit dhe gruas, ndërmjet prindërve dhe fëmijëve.

Fëmija e fiton xhennetin nën këmbët e nënës së tij.

Ruajuni nga prostitucioni, tradhtia bashkëshortore dhe xhelozia. Prostitucioni dhe tradhtia bashkëshortore janë mëkate të rënda, ndërkaq xhelozia mund të shkaktojë prishjen e bashkëshortësisë.

Martohuni me ato që i doni, e kur vullneti i Zotit t'ju bashkojë, atëherë respektojeni dhe duajeni njëri-tjetrin dhe jetoni në dashuri dhe harmoni të vërtetë.

O bashkëshortë, silluni ndaj grave tuaja me shumë mirësi dhe dashuri.

O besimdrejtë, largohuni nga ngatërresat dhe përgojimet!

Ata që shpifin për gratë e ndershme le të jenë të mallkuar në të dy botët. Ata që i akuzojnë gratë e ndershme për tradhti në martesë ose për amoralitet, ndërkaq që nuk mund për këtë t'i sjellin katër dëshmitarë të besueshëm, dënoni me tetëdhjetë goditje,









DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë / Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Bahri Simnica, Driton Arifi, Dr. Fahrush Rexhepi, Mr. Flamur Sofiu, Nexhat Ibrahimi, Mr. Qemajl Morina, Sabri Bajgora, Dr. Sulejman Osmani / Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi/ Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com / **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Koha, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!



# Hytbeja e Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava mbajtur në Xhaminë Sulltan Mehmet - Fatih në Prishtinë me rastin e Kurban-Bajramit

*Besimtarë të nderuar!*

*Vëllezër e motra!*

*Sot është ditë feste për mbar myslimanët, ditë që bashkon zemrat e myslimanëve anë e mban botës, për të përjetuar me shpirt gëzimin e harenë, duke falënderuar Allahun për begatit e dhuruara në këtë botë për krijesën më të përsosur njeriun.*

*Festa e Kurban - Bajramit për besimtarët përbën këshilla e porosi, të cilat e ndihmojnë besimtarin për organizimin e jetës në këtë botë në përputhje me porosit kuranore, ngase jeta e njeriut duhet të përmbaj në vete vlerat më sublime.*

*Libri hyjnor i Islamit, Kurani mbështet konceptet e moralit, dashurisë, mëshirës, përkushtimit, ndihmës, solidaritetit, sakrificës.*

*Ndaj njeriu në këtë ditë feste është edhe më afër Zotit, ngase mbretëron një atmosferë vëllazërore nëpërmjet të cilës besimtarët shprehin falënderimin ndaj Krijuesit Fuqiplotë,për të mirat e dhuruara në këtë jetë.*

*Ne të gjithë bashkërisht jemi përgjegjës para Zotit për veprat tona prandaj le të frymëzohemi edhe në këtë ditë feste të Kurban Bajramit për punë të mira, nëpërmjet kryerjes së Haxhit një prej shtyllave të Islamit dhe prerjes së Kurbanit në mënyrë që Zoti të jetë i kënaqur me veprat tona. All-llahu xh.sh. thotë: "Vizita e Qabes për hir të Allahut,është detyrim për atë që ka mundësi."*

*Nëpërmjet këtij adhurimi i cili zhvillohet në një atmosferë vëllazërore me pjesëmarrës nga të gjitha anët e botës, vend takim ku dominon respekti e dashuria ndërmjet të gjithëve ku shfaqet mëshira e pafundme e Allahut xh.sh., duke bërë tavaf Qaben, zemrat tona begatohen me dritën e besimit, dhe nëpërmjet këtij ibadeti gjejmë edhe kënaqësinë shpirtërore, duke treguar respektin dhe dashurinë ndaj Krijuesit,dhe urdhrave të Tij. Allahu xh.sh. thotë: "Thuaj Namazi im, kurbani im, jeta dhe vdekja ime janë vetëm për Allahun…"*

*Haxhi është një përkushtim i përbashkët ndaj Zotit të Madhërishëm, duke treguar në vazhdimësi gatishmërinë për t'i sakrifikuar interesat shpirtërore e materiale në shërbim të Allahut xh. sh. duke rikujtuar se Qabeja është drejtimi shpirtëror i të gjithë myslimanëve pavarësisht se kah vijnë për të kryer këtë ibadet. Haxhi dhe Kurbani, secila në mënyrë të vet mban vlerat më fisnike për shoqërinë Islame, nëpërmjet dashurisë e respektit ndaj Krijuesit të kësaj gjithësie .*

*Vëllezër të dashur:*

*Numrit të madh të haxhinjve nga e mbar bota në vendet e shenjta iu kanë bashkangjitur edhe haxhinjët nga Kosova, të gjithë bashkërisht pa dallim gjuhe,vendi a race,e lusin Allahun për falje të mëkateve, për solidaritet mes njerëzve, për shpërblimet e Allahut në këtë dhe botën tjetër. Ata sot në këtë mëngjes të bekuar, e të pamëkate, tashmë kanë zbritur nga rrafshnalta e Arafatit dhe Muzdelifes dhe ia kanë mësyer Mines duke e lutur Allahun për një mirëqenie të përgjithshme mes njerëzve. Duke rikujtuar edhe pejgamberët e shumtë që kaluan nëpër ato vende me të vetmin qëllim që të thërrasin njerëzit për besim në Zotin Një, dhe largimin nga idhujadhurimet e shumta, besimin në shumë zota.*

*Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, falni namazin me ruku e sexhde dhe vetëm Zotin tuaj adhuroni. Bëni punë të mira (të*

*dobishme) se do të gjeni shpëtim. …" (El-Haxhxh: 77-78) Çdo herë që gjendemi pran Qabes na Kujtohen pejgamberë të shumtë, na kujtohet Ibrahimi dhe Ismaili a.s. dhe ngritja e mureve të Qabes, na kujtohet vendosmëria e Ibrahimit a.s. për ta flijuar birin e tij në emër të Zotit. Muhamedi a.s. dhe ndodhi të shumta që ndodhën në Mekë në të gjallë të Muhamedit a.s. Fillimi i Zbritjes së Kuranit,vuajtjet e Muhamedit a.s. dhe myslimanëve, Hixhreti, çlirimi i Mekës, Pastrimi i Qabes prej idhujve e putave të shumtë. Ndaj në emër të këtij përkushtimi e sakrifice, ju ftoi që të shtrini dorën e ndihmës ndaj atyre që kanë nevojë, ndaj jetimëve e skamnorëve, nëse dëshironi që mëshira, e begatit e e Allahut të jenë mbi ju dhe familjet tuja. Ngase Allahu bleu prej besimtarëve që i besojnë me sinqeritet, shpirtrat dhe mallin e tyre, në shkëmbim të mirëqenies së përjetshme xhenetit. Andaj mos u bëni koprrac e dorështrënguar, ngase te besimtari nuk mund të gjenden dy veti, koprracia dhe morali i keq. Sofra e bajramit është simbol që bashkon dhe ofron familjet mes vete, shton respektin dhe nderin mes besimtarëve, kurrë mos lejoni që në mesin tonë të kemi sofra të zbrazura e njerëz të uritur, e fëmijë të përlotur,për mungesë ushqimi. Sofra e Bajramit vjen kur besimtarët me dovocion e përkushtim kryejnë edhe një nga urdhrat e Zotit, Haxhin dhe prerjen e Kurbanit. E kjo begaton shpirtrat dhe mendjet tona, fisnikëron zemrat në raport me Krijuesin.*

*Kjo krijon atmosferë të mirëkuptimit,si individ,familje dhe shoqëri me dinjitet.*

*Muhamedi a.s.thotë:"Kush ia largon besimtarit një prej brengave të kësaj bote, Allahu di t'i largojë atij një prej brengave të Ditës së Gjykimit. Kush e lehtëson atë që është në vështirësi, Allahu do ta lehtësojë në këtë botë dhe në tjetrën. Kush ia mbulon një të metë myslimanit, Allahu di t'ia mbuloj të metat atij në këtë botë dhe në botën tjetër. Allahu e ndihmon robin e vet, për sa kohë ky e ndihmon vëllanë e tij. Kush ndjek rrugën për të kërkuar dituri, Allahu do t'ia lehtësoj atij rrugën për në Xhenet. Sa herë që një grup njerëzish mblidhen në një nga shtëpitë e Allahut për të lexuar dhe studiuar Librin e Allahut, mbi ta do të zbres qetësia dhe do t'i mbuloj mëshira, engjëjt do t'i rrethojnë dhe Allahu do t'i përmendë ndër ata që do të ndodhen tek Ai. Atë që do ta lënë pas veprat e veta, nuk mund ta gradojë prejardhja e tij."*

*Me këtë, feja e pastër bëhet themel i vëllazërisë së fortë, i bashkon ithtarët e vet në të gjitha anët e botës, formon një unitet me themele të forta dhe me mure të larta, të cilit nuk mund t'i bëjnë asgjë shtrëngatat e forta. Pejgamberi a.s. thotë: "Myslimani është vëlla i myslimanit, nuk i bën padrejtësi dhe nuk e dorëzon. Kush i ndihmon vëllait të vet, Allahu do t'i ndihmoj atij, Kush ia largon myslimanit një brengë për këtë Allahu do t'ia largoj atij një brengë prej brengave të Ditës së Gjykimit. E kush i mbulon turpet e një muslimani, atij do t'ia mbuloj Allahu Ditën e Gjykimit." (Buhariu dhe Muslimi). Prej të drejtës së vëllazërisë është, që myslimani të ndjejë se vëllezërit e tij i japin atij mbështetje në gëzim dhe skamje, dhe se fuqia e tij nuk mund të lëvizë në jetë e mëvetësishme, por fuqitë e besimtarëve e mbështesin dhe e ndihmojnë.*

*Pejgamberi a.s. ka thënë: "Besimtari për besimtarin është si pjesët e ndërtesës të cilat e përforcojnë njëra-tjetrën." transmeton Buhariu.*

*Vëllazëria fetare obligon solidaritetin në mes myslimanëve, e jo mbështetjen e fanatizmave të verbër; ajo thërret për përkrahjen e besimtarëve reformues për realizimin e të vërtetës dhe shkatërrimin e të pavërtetës, për pengimin e keqbërësit dhe ndihmën atij që i është bërë e padrejtë. Andaj nuk duhet lënë myslimanin të qëndroj vetë në mejdan, por patjetër të qëndrojmë në anën e tij në çdo situatë, me qëllim që, nëse devijon, ta udhëzojmë, nëse e tepron ta ndërpremë, nëse ka nevojë ta ndihmojmë, nëse sulmohet, ta mbrojmë. Kjo, pra është kuptimi i solidaritetit, të cilin e obligoi islami .*

*Allahu xh.sh. thotë:"S'ka dyshim se besimtarët janë vëllezër, pra bëni pajtim ndërmjet vëllezërve tuaj dhe kini frikë Allahun, që të jeni të mëshiruar( nga Zoti)" (El-Huxhurat:10)*

*Pejgamberi a.s. ua ka tërhequr vërejtjen myslimanëve prej këtyre ndyrësive, në hadithin e tij të shkëlqyeshëm: këto janë vepra të shëmtuara, të cilat shkurtëpamësit i duken se nuk paraqesin shumë rrezik, mirëpo, ato, për ata që i kanë parasysh pasojat e tyre, i copëtojnë zemrat dhe i shuajnë ndjenjat e dashurisë. Pejgamberi a.s. thotë: "Ruajuni prej paragjykimeve, sepse paragjykimet janë gënjeshtra më e madhe;mos spiunoni, mos garoni mes vete, mos e xhelozoni njëri-tjetrin, mos e urreni njëri-tjetrin, mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit, por bëhuni robër të Allahut, vëllezër sikur që ju nderoi juve Allahu i Lartësuar…myslimani është vëlla i myslimanit, nuk i bënë dhunë atij, nuk e lë (në baltë) dhe nuk e nënçmon, për një njeri është e mjaftueshme që ta nënçmojë vëllain mysliman. Çdo mysliman, kundruall çdo myslimani, e ka haram pasurinë e tij, gjakun e tij dhe nderin e tij…*

*Bashkimi i zemrave dhe ndjenjave,dhe harmonizimi i synimeve dhe metodave, janë prej parimeve më të qarta të Islamit, dhe virtytet më të shquara të muslimanëve të sinqertë…E, nuk ka dyshim se, unifikimi i radhëve dhe bashkimi i ideve, janë themeli i fortë i ekzistencës së ummetit. Dita e Kurban - Bajramit troket në ndërgjegjen e besimtarit, e rizgjon atë për ta rikthyer te Krijuesi, për të marrë dhe kryer obligime që dalin nga porosit e Kuranit,dhe porosit e Muhamedit a.s. i forcon edhe më ndjenjën e besimit, humanitetin në vepër, zemrën e mbush plotë me mëshirë, dhe ndjenjën për t'i dalë në ndihmë atij që ka nevojë.*

*Dita e Kurban - Bajramit na rikujton edhe më të dashurit tanë të cilët tashmë janë larguar nga kjo botë, lutemi për ata, dhe vizitojmë varrezat pas namazit të Bajramit me qëllim rikujtimi se edhe ne nesër do të jemi banues të varrezave,dhe për shpirtin e tyre këndojmë nga një Fatiha, duke e lutur Allahun që për hatër të ditës së Bajramit, ibadeteve tona të bënë mëshirë edhe më të madhe mbi shpirtrat e tyre, dhe t'i gradoi me xhenet. Vizitojmë të afërmit, farefisin, shokët për t'iu uruar këtë festë kaq madhështore, duke prerë edhe Kurbanin dhe shpërndarë atyre që kanë nevojë.*

*Vëllezër të nderuar!*

*Në këtë mëngjes të bukur, nga ky vend i shenjtë dhe para kësaj mase të madhe besimtarësh, më lejoni që nga thellësia e shpirtit dhe e zemrës t'ju uroj festën e Kurban Bajramit të gjithë besimtarëve të besimit Islam në Kosovë, brenda trojeve tona etnike Shqiptare dhe diasporë.*

*Me fat ju qoftë festa e Kurban – Bajramit!*

# HIXHRETI GURTHEMEL I VËLLAZËRISË ISLAME DHE ETATIZMI

**"ATA QË BESUAN, MIGRUAN DHE LUFTUAN ME PASURINË DHE VETEN E TYRE NË RRUGËN E ALL-LLAHUT, ATA KANË POZITË MË TË LARTË TEK ALL-LLAHU DHE VETËM ATA JANË FATLUMË"**
**(ET-TEVBE, 20)**

*Bota Islame më 7 dhjetor do të jetë në festë për të shënuar dhe kujtuar Vitin e Ri Islam 1432. Myslimanët e presin këtë vit duke lënë vitin e kaluar prapa, sikur është edhe jeta e njeriut, përcjell ditën e djeshme pret të nesërmen,përcjell javët, muajt,vitet. Kështu çdo ditë njeriu shpalos një faqe nga historia dhe jeta e vet, derisa një ditë të dorëzojë shpirtin. Është shumë e drejtë për çdo njeri që në fund të çdo viti të ndalojë dhe t'i bëjë një llogari vetvetes për vitin që po lë mbrapa. Çfarë dobish (hajër) ka bërë, por edhe të kundërtat. Cilat punë janë me për ty e cilat janë kundër?. Çfarë ke fituar e çfarë ke humbur, mu sikur tregtari i mirë që bën llogarinë vjetore. Kjo ishte në planin individual, kurse në planin e Ymetit çdo popull duhet të pyesë vetveten se çfarë u dha dhe ofroi myslimanëve për mirëqenien, prosperitetin dhe dinjitetin e tyre. Si shkoqitje në këtë ngjarje kujtojmë edhe vendimin e Omerit r.a. dhe të myslimanëve që këtë datë t'a llogarisnin si pikënisje të historisë së këtij Ymeti. Pra, si vit kalendarik nuk u llogarit ditëlindja e Muhamedit a.s., as viti i pejgamberllëkut, as vdekja e tij, as triumfi në Bedër, apo çlirimi i Mekës, por u mor vendimi që si datë të llogaritej viti i Hixhretit, edhe pse Hixhreti nuk kishte ndodhur në muajin Muharrem, por në muajin Rebiul Evel, megjithëkëtë Omeri dhe ashabët vendosën të fillohej nga muaji i parë, pra nga muaji Muharrem. Pra ky është Viti i Ri mysliman. Po, ngase edhe pejgamberët para Muhamedit a.s., kishin emigruar, Ibrahimi a.s. - në Palestinë dhe aty ishte varrosur; Musa a.s. - emigroi në Medjen pasi në Egjipt kishte mbytur gabimisht një koptas dhe kërkoi pendim tek Allahu për këtë vepër. Në këtë vend qëndroi plot dhjetë vjet, por historia nuk cek ndonjë ndodhi apo vepër të tij, po emigrimi i tyre nuk ishte sikur ky emigrim. Emigrimi i tij nuk ishte ikje, arratisje nga rreziku, lëndimet dhe dhuna etj., por hixhreti kishte synim që të ndërtohej një shoqëri e re, shoqëria islame me plot kuptimin e fjalës,pra ngritja e një shoqërie dhe ndërtimi i një Ymeti si dhe vënia e themeleve të shtetit të ri, i cili do të bazohej në Zotin, insanllëkun, moralin dhe universalizmin. Ky qe edhe synimi i Pejgamberit a.s. nga ky hixhret, përmes të cilit bëri shtetin, Ymetin më të çmuar që është shfaqur ndonjëherë mbi sipërfaqen e tokës. Këtu nuk duhet të harrohet se kjo meritë duhet t'i kthehet etapës së thirrjes në Mekë. Pra Muhamedi a.s. nuk kishte dështuar në thirrjen në Mekë , por në 13 vjetët sa kishte komunikuar misionin në Mekë, kishte vendosur bazamentin, kishte formuar gjeneratën e re, e cila mbi supet e saj do të bartte mesazhin e fundit tek njerëzimi. Në Mekë zbritën afro 80 sure që Muhamedi a.s ua mësoi ashabëve të vet, të cilët jetuan dhe frymuan me to. Për këtë etapë Allahu i ka thënë pejgamberit të Vet: "O ti i mbështjellë. Ngrihu për falje natën, përveç një pjese të vogël të saj. Gjysmën e saj ose pak më pak se gjysmën. Ose shto diçka prej saj dhe Kuranin lexoje me vëmendje. Ne do të të shpallim ty fjalë të rëndë (të madhe)"( El-Muzzemmil: 1-5). Porsa filloi me thirrjen në Islam, ai pati pengesa, tallje nga ana e xhahilëve të asaj kohe, por vazhdoi misionin, këmbëngulës dhe i patrembur, edhe pse kundërshtarët bënin plane të ndryshme derisa vendosën edhe ta vrisnin. "Kujto (o i dërguar) kur ata që nuk besuan, thurnin kundër teje; të ngujojnë, të mbysin ose të dëbojnë. Ata bënin plane, e Allahu i asgjësonte, se Allahu është më i miri që asgjëson (dredhitë)". (El-Enfal, 30). Gjatë rrugës për në Medinë, ai u shoqërua nga Ebu Bekri r.a. dhe ata patën ndaluar për pushim në shpellën Thevr. Ebu Bekri ndjeu një shqetësim, mirëpo, i Dërguari i Allahut i tha: "O Ebu Bekër! Si shqetësohesh ti për dy veta, kur Allahu është i treti i tyre? Mos u tremb! Allahu është me ne". Pra Allahu xh.sh. mbron të dërguarit dhe besimtarët e Tij. "Ne patjetër do të ndihmojmë të dërguarit tanë në jetën e kësaj bote, edhe ata që besuan, e edhe në ditën e prezantimit të dëshmive". (Gafir, 51). Hixhreti na kujton një nga ngjarjet dhe kthesën vendimtare të historisë së myslimanëve.*

*Pse Muhamedi a.s., e lëshoi Mekën? Me të vetmin qëllim që të ruante dhe të zhvillonte dinin e Allahut xh.sh. Krejt nyja është këtu. Pa fe, s'ka asgjë. Edhe udhëheqësit tanë duhet ta kuptojnë dhe të vetëdijesohen se feja duhet të zërë vendin e vet në institucionet shtetërore. Vetëm në Shqipëri dhe Kosovë, ende nuk mësohet lënda fetare në shkollat publike.*

*Edhe një herë të gjithë myslimanëve u urojmë Vitin e Ri të myslimanëve duke lutur të Madhin Zot që të kemi harmoni, tolerancë, perspektivë, zhvillim e përparim.*

*Mr. Rexhep Suma*




Mr. Zymer Ramadani

# HIXHRETI
## Dëshirë apo obligim

**“... ATA QË U DËBUAN PREJ SHTËPIVE TË TYRE DHE EMIGRUAN, U MUNDUAN VETËM PSE ISHIN NË RRUGËN TIME, LUFTUAN DHE U VRANË, ATYRE PATJETËR DO T’UA SHLYEJ MËKATET E TYRE DHE DO T’I VË NË XHENNETE, NË TË CILËT BUROJNË LUMENJ. AI ËSHTË SHPËRBLIM NGA ANA E ALLAHUT, SE MË I MIRI I SHPËRBLIMEVE ËSHTË TEK ALLAHU.”**
(ALI IMRAN,195)

## RRUGA DREJT PAVARËSISË

Kjo është një nga ngjarjet më domethënëse në historinë islame. Ngjarja e cila bëri që shumë nga hulumtuesit të interesohen për këtë dhe ta studiojnë, një ngjarje që botës në përgjithësi ia ndërroi drejtimin dhe i dha një shkëlqim që nuk e kishte më parë. Edhe pse ishte e vështirë, me kalimin e kohës solli frytet ndër më të mirat, myslimanët filluan të merrnin frymë më lehtë. Kjo ngjarje solli rezultatin më të madh, e ky ishte krijimi i shtetit dhe Kushtetutës İslame. Hixhreti apo emigrimi, braktisja e vendbanimit, shpërngulja në një vend të huaj, largimi nga i dashuri qytet, ndarja e dhunshme nga foletë shumëvjeçare... Këto janë domethëniet e Hixhretit, që në thelb ka domethënien "Emigrimi i Pejgamberit a. s. së bashku me myslimanët nga vendlindja e tyre Meka, drejt qytetit mirëpritës Medinë". Pas kësaj ndodhie, kjo pjesë e myslimanëve u quajtën "muhaxhirë, muhaxhiiîn, muhâxhiratë – emigrantë", kurse mirëpritësit e qytetit të Medinës u quajtën "ensarë – ndihmëtarë", për të cilët Kurani, në mënyrë të veçantë thekson rolin e tyre fisnik. Por, në anën tjetër, ky term ka edhe kuptime të tjera, si largim nga të këqijat, edukim i egos etj.. Ky emigrim ka një shpërblim të madh, dhe cilësohet nga veprat më me rëndësi për ata myslimanë që ishin shpërngulur. Allahu xh. sh., lidhur me këtë, thotë: "Ata që besuan, migruan dhe luftuan me pasurinë dhe veten e tyre në rrugën e All-llahut, ata kanë pozitë më të lartë tek All-llahu dhe vetëm ata janë fatlumë".(Tevbe, 20) Historiku i hixhretit daton qysh herët, dhe në mënyrë të theksuar shpjegohet në Kuran, si rasti i İbrahimit a. s., kur qafirët deshën ta digjnin, e ai tha: "Unë shpërngulem atje ku më udhëzoi Zoti im". (Ankebut, 26) Po ashtu, kishte emigruar edhe Luti a. s.; edhe Shuajbi a. s. u dëbua dhe u kërcënua (A'raf, 88); Një gjë të tillë e përjetoi edhe Musai a. s. etj.. Në kohën kur Muhamedi a. s. filloi të formonte parinë e tij në Mekë, mushrikët e këtij qyteti filluan të merrnin masa për ndalimin e tij, i penguan myslimanët, i fyen, i veçuan nga të tjerët dhe, më në fund, i torturuan, duke filluar me mbytjen e Amar ibni Jasirit dhe Sumejjes r. anha, duke u përgatitur edhe për t'i bërë komplot Muhamedit a. s.. Pas gjithë këtyre, meqë u rëndua gjendja e të jetuarit të myslimanëve në Mekë, Muhamedi a. s. zgjodhi që një pjesë prej tyre të emigronte në Abisini, ku si mbret i saj ishte As'hame Nexhashiu, i cili i kishte pritur myslimanët në mënyrën më të mirë dhe në të njëjtën kohë e dinte edhe gjuhën arabe. Kështu, grupi i parë që emigroi në Abisini, përbëhej prej gjithsej 15 vetash: 11 burra e katër gra, dhe, për shkak se mikpritja ishte dinjitoze, pas një kohe qe nisur edhe grupi i dytë me një numër të madh, kështu që të dy grupet numëronin 108 emigrantë. Edhe atje, mushrikët e Mekës deshën t'i pengonin ata, prandaj dërguan një grup tek Nexhashiu në Abisini, për të kërkuar prej tij që të mos i pranonte myslimanët, po t'i ndiqte nga Abisinia, por këtë Nexhashiu e kishte refuzuar. Me kalimin e kohës, kur mushrikët pësuan humbje të rënda në Bedr, dërguan përsëri një grup tek Nexhashiu, po përsëri nuk gjetën mbështetje tek ai. Në këtë mënyrë, me dëshirën e myslimanëve dhe aprovimin e Nexhashiut, po edhe ndihmën e tij, muhaxhirët e Abisinisë u nisën për Medinë. Me vdekjen e Ebu Talibit, mushrikët filluan të shtonin edhe më tepër presionin ndaj Muhamedit a. s. dhe vendosën ta vrisnin, dhe gjatë kësaj kohe ndodhën besatimet e Akabes, kur pati nga ata që kishin pranuar Islamin, dhe Muhamedit a. s. iu hapën dyert edhe më tepër për t'i siguruar myslimanët në qytetin e Medinës. Sidomos në besëlidhjen e dytë të Akabes, ata i premtuan Pejgamberit a. s. se do të ndihmonin të gjithë myslimanët dhe se do t'i pranonin sikur familjet e veta. Edhe pranimi i Islamit nga disa pjesëtarë të fisit Evs dhe Hazrexh, e lehtësuan edhe më tepër punën e Pejgamberit a. s..

## EMIGRIMI DREJT QYTETIT TË MEDINËS

Gjendja ishte rënduar thellë, u ngushtuan mundësitë për mbijetesë në Mekë, duhej të merrej një hap i cili nuk do t'i lëndonte myslimanët dhe as do ta zbehte mesazhin e Allahut xh. sh.. Për këtë shkak, mënyra më e mirë ishte që të emigronin drejt Medinës, ku sigurisht do të gjenin vendin më të duhur për të përhapur Fjalën e Allahut xh. sh.. Të parët që u shpërngulën nga shokët e Pejgamberit a. s., zakonisht duke dalë fshehurazi nga qyteti i Mekës, nga të cilët mund të përmendim: Ebu Seleme b. Abdullah b. Esed, i cili një vit para besëlidhjes së Akabesë, kishte emigruar së bashku me gruan e tij; Mus'ab ibni Umejr dhe Abdullah Ummi Mektum, një vit pas Akabesë së parë për ta përhapur Islamin. Pasi Muhamedi a. s. kishte dhënë leje për emigrim, pas Akabesë së dytë, mori rrugën Amr ibni Rebia me bashkëshorten e tij Lejla binti Ebu Hasme. Në këtë mënyrë filluan të emigronin grupe fshehurazi. Në këtë emigrim sekret, bëri përjashtim vetëm rasti i Omerit r. a., i cili, pasi bëri tavafin dhe fali dy rekate, kishte deklaruar haptazi se do të emigronte dhe askush nuk ishte në gjendje ta pengonte. Ajo që e bëri hixhretin më të dhimbshëm, por edhe i dha kuptimin e tij që nga mërzia të nxirrnin gëzimin, nga lodhja pushimin dhe nga humbja fitimin, ishte momenti kur vetë Muhamedi a. s. vendosi të bënte hixhret në Medinë. Ishte një moment i vështirë që Muhamedi a. s. të largohej, ngase kishte në Mekë punë që duhej t'i përfundonte, duhej t'u dorëzonte amanetet që më ia kishin besuar heret mushrikët, por për këto punë e pati lënë Aliun r. a., që t'i kryente. Meqë ishte një rrugë e gjatë dhe dalja nga Meka ishte e vështirë, edhe sepse nuk e dinin rrugën, Pejgamberi a. s., së bashku me Ebu Bekrin, lidhën një marrëveshje me njërin nga pabesimtarët Abdullah ibni Urajkit, që t'i përcillte gjatë rrugës dhe të cilit, edhe pse ishte nga mushrikët, Ebu Bekri i besonte se nuk do t'i tradhtonte. Ia dorëzuan dy deve që pas tri ditësh të takoheshin në cep të bjeshkës Thevr. Në mesnatë u nisën për në Shpellën Thevr, aty



qëndruan tri net, dhe për çdo natë vinte Abdullahu, djali i Ebu Bekrit, t'u jepte informata se çfarë ndodhte në Mekë. Kur kuptuan mushrikët se Muhamedi a. s. kishte dalë nga Meka, shpallën arrest për të dhe premtuan shpërblime të mëdha për kapjen e tij. Kur i qenë afruar ndjekësit shpellës, Ebu Bekri filloi të frikësohej, por Allahu xh. sh. zbriti ajetin që u premtoi atyre siguri dhe e frymëzoi një merimangë që të bënte rrjetën aty: "...kur ata që nuk besuan e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), Allahu është me ne"! E Allahu zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë; e fjalën e atyre që nuk besuan, më të ulëtën, kurse Fjala e Allahut (është) më e larta. Allahu është më i fuqishmi, më i urti".( Et-tevbe, 40). Udhëtimi filloi kur ata u kthyen mbrapsht, pasi që Allahu xh. sh. ua kishte humb shpresat për ta gjetur, dhe siç kishin vendosur, pas tri ditësh kishte ardhur Abdullah ibni Urajkiti me devetë, për ta marrë udhëtimin së bashku. Gjatë rrugës ndodhën ngjarje të ndryshme; pati nga disa fise që e ndihmuan Pejgamberin, iu bashkuan për të shkuar në Medinë. Filloi një shqetësim tek myslimanët e Medinës, ngase ishte vonuar Pejgamberi a. s. dhe gjatë ditës dilnin në një vend për ta pritur në Harre, por me të perënduar të diellit, ktheheshin, disi me shpresa të humbura. Papritmas, një ditë, të hënën, më 8 Rebiul Evvel, kur të gjithë ishin kthyer mbrapsht, një nga vajzat e një familjeje jo myslimane nga shtëpia e saj kishte parë se po vinte një pari drejt tyre dhe e kuptoi se ai do të ishte mysafiri i madh i pritur. Ajo, nga gëzimi, kishte bërtitur duke u treguar se po vinte Muhamedi a. s.. Të gjithë së bashku nga gëzimi, kishin vrapuar drejtë rrugës për Harre, që ta takonin Pejgamberin a. s.. U takuan me të, u përshëndetën, por Muhamedi a. s. vendosi të qëndronte pak në Kuba, një vend afër Medinës.

## VËLLAZËRIMI MES 186 FAMILJEVE

Në Kuba qëndroi disa ditë dhe përnjëherë aty vuri themelet e një xhamie, ku e falën edhe xhumanë e parë. Pas kësaj u nis drejt Medinës, ku e ftuan secili të ishte mysafir i tij, po Pejgamberi a. s. vendosi të ndalej aty ku do të ndalej deveja e tij. Ajo u ndal aty ku më e afërta ishte shtëpia e Ejub el-Ensariut, që i takonte fisit Benu Nexhxhar – farefis nga e ëma e Pejgamberit a. s. dhe mu ai ishte vend i dy fëmijëve jetimë. Atë më pastaj e kishte blerë 10 dinarë vetë Pejgamberi a. s.Aty qëndruan për afro shtatë muaj. Udhëtimi ishte zhvilluar kështu: Më 1 Rebiulevvel ishte nisur nga shpella; më 8 Rebiulevvel arriti në Kuba dhe më 12 hyri në Medinë. Hixhreti në Medinë qysh në fillim ishte farz për ta, me përjashtim të atyre që u dha leje Pejgamberi a. s. po më vonë ai obligim u fuqizua, pikërisht pas çlirimit të Mekës. Pejgamberi a. s. ka thënë: "Nuk ka hixhret – emigrim pas çlirimit të Mekës, po ka nijjet dhe xhihad, bashkoju atij kur të thirreni për të".( Buhariu, Menakibu'l-ensar 45, Xhihad 1, 27, 184) Ky emigrim solli shumë të mira për mbarë Botën Islame në përgjithësi, sepse gjërat që fituan myslimanët aty, ishin me vlerë të madhe, po që u realizua pas tërë një mundimi të madh. Në Medinë Pejgamberi a. s.: 1) i vëllazëroi muhaxhirët me ensarët,dhe kjo u realizua me 186 familje, po nuk mbeti vetëm me kaq, sepse ata u bashkuan me njëri-tjetrin aq shumë, saqë atyre do t'u takonte edhe trashëgimia derisa zbritën ajetet rreth trashëgimisë; 2) Myslimanët, nga dobësia që kishin, fituan një forcë të madhe për t'u përballur me mushrikët; 3) Krijuan shtetin e tyre; 4) Krijuan Kushtetutën e tyre; 5) Pjesa e Xhamisë së Pejgamberit a. s. në Medinë u bë Harem – vend i shenjtë; 6) Filloi thirrja dhe përhapja e Islamit në mënyrë më cilësore dhe më të lehtë; 7) Filluan bisedimet diplomatike me vendet e tjera; 8) Myslimanët filluan të përparonin në ekonomi dhe tregti; 9) U krijua kalendari i ri i myslimanëve; 10) Nga pa siguria (Daru'l-Havf) u krijua siguria (Daru'l-Emn); 11) Nga një vend lufte (Daru'l-Harb) u shndërrua në një vend paqeje (Daru'l-Islam). Allahu xh. sh. të gjithë ata i përgëzoi për mundin e tyre duke u garantuar se kanë shpërblime të mëdha si në këtë botë ashtu edhe në Botën tjetër: "Është e vërtetë se ata që besuan, u shpërngulën dhe luftuan me pasurinë e tyre në rrugën e Allahut, dhe ata që strehuan (të shpërngulurit) dhe u ndihmuan, të tillët janë miq të njëri-tjetrit (në ndihmë dhe në trashëgim)". ( El -Enfal,72)

İslam Peygamberi, Prof. Dr. Muhammed Hamidullah, Ankara 2003. Büyük İslam Tarihi – Komision, vëll. II, Stamboll 1986. Rijâdu's-Sâlihîn, boton, Erkam, Stamboll 1997. İslam Ansiklopedisi, Türkiye Diyanet Vakfi, v. 17 Stamboll 1998.



Abdullah Klinaku

# HIXHRETI
# Themeli i shtetit dhe shoqërisë islame

### RRETHANAT HISTORIKE TË HIXHRETIT

Hixhreti apo imigrimi i Muhamedit a.s. nga Meka në Medinë, ishte një nga ngjarjet më të rëndësishme të jetës së Muhamedit s.a.v.s., të shoqërisë islame dhe, në përgjithësi, të së ardhmes së Islamit. Ishte momenti që bëri kthesa të mëdha në jetën individuale të myslimanëve, në jetën shoqërore dhe kishte refleksione të mëdha në arenën ndërkombëtare, të cilat do t'i japë vetëm pak kohë më vonë. Jeta e Muhamedit a.s., e besimtarëve myslimanë dhe organizimi i vazhdueshëm i thirrjes islame brenda Mekës, ishin vështirësuar në masë të madhe, madje organizimi i sistemit të plotë islam brenda Mekës, si dukej, ishte i pamundur. Po ashtu takimet e Muhamedit s.a.s. me fiset e Medinës, Besa e parë dhe sidomos Besa e madhe e Akabesë për pranimin e Muhamedit s.a.s në Medinë, bënë që mekasit të humbnin logjikën e veprimit racional. Madje logjika e mbrapshtë kundër Muhamedit a.s. dhe frika e zgjimit të madh islam, i shtynë mekasit që të merrnin vendim edhe për vrasjen e tij. Të enjten, më 26 sefer të vitit 14 të pejgamberisë, ose më 12 shtator të vitit 622 m. mekasit mbajtën një mbledhje në përfaqësim të të gjitha fiseve mekase, me qëllim të shkatërrimit përfundimtar të thirrjes islame. Ky takim me karakter vendimmarrës i mekasve përfundoi me pajtim unanim ndaj mendimit të Ebu Xhehlit, i cili tha: "Mendoj se duhet të zgjedhim nga një të ri të fuqishëm prej çdo fisi, që të na përfaqësojë, të cilëve do t'u japim nga një shpatë vdekjeprurëse, të shkojnë e ta mbysin të gjithë së bashku. Vetëm atëherë do të shpëtojmë nga ai. Nëse veprojmë kështu, gjaku do t'i shpërndahet në të gjitha fiset, e Benu Abdi Menafët nuk do të mund t'u hakmerren të gjithëve. Kështu që do të detyrohen të pranojnë shpagimin e gjakut (dij'jen)". Pas krijimit të këtyre rrethanave, Muhamedi a.s. me

Urdhrin e Allahut, obligohet të bëj Hixhret në Medinë. Në shoqërim të Pejgamberit s.a.s. ishte Ebu Bekri r.a., ata nga Mekka dolën në natën e 27 të muajit seffer të vitit katërmbëdhjetë të pejgamberisë (12/13.09.622), ndërsa në Medinë arritën të premten më 12. rebiul-evvel të vitit të parë të hixhretit, apo më 27. 09. 622. Kjo ngjarje e madhe historike dhe meditimi mbi të, ka një ndikim shumë të madh në jetën individuale-kolektive dhe shtetërore të së kaluarës dhe së ardhmes islame.

## NDIKIMI I HIXHRETIT NË JETËN INDIVIDUALE-KOLEKTIVE TË BESIMTARËVE

Kalimi prej vendit të tyre, ku kishin lindur, kishin formuar familje, kishin grumbulluar pasuri, prej vendit me të cilin ishin mishëruar dhe jetonin e luftonin për të, - në një vend të huaj, që ishte plotësisht një rreth tjetër, një sistem jetësor më ndryshe, me pasurinë e humbur, - ishte sigurisht një rrethanë shumë e vështir jetësore për ashabët-shokët e Muhamedit s.a.s. nga Meka. Por ky ndryshim sigurisht që kishte refleksione edhe tek medinasit, që më tutje ata të ishin nikoqirët, kishin dhënë besën se do ta mbronin Pejgamberin s.a.s. dhe ata që ishin me të, ndienin obligim ndihmën financiare të tyre e madje edhe pasurinë e ndanin me ta. Të gjitha këto ishin sfidat e tyre, e mbi të gjitha, të Muhamedit s.a.s., se si të sistemonte, strukturonte dhe organizonte jetën kolektive të pasuesve të tij. Udhëzimi Hyjnor dhe Vigjilenca profetike bënë që Muhamedi s.a.s. veprimet e tij t'i bënte aq mirë dhe aq mençur, saqë të gjithë, edhe muhaxhirët e edhe ensarët, të bëheshin si një trup i lidhur fort në mes tyre dhe të gatshëm për sfidat e mëdha të ngritjes së Perandorisë së re. Sfidat e mëdha pas hixhretit, kërkonin një njeri të fortë, këmbëngulës, të qëndrueshëm, të përkushtuar, të vetëdijshëm e vizionar, kërkonin një njeri zemra e të cilit ishte çelikosur në Islam për shumë vite, ndërsa tash ishte i obliguar që atë Islam ta pasqyronte në jetën e tij individuale me refleksione të fuqishme në jetën kolektive. Për një kohë të gjatë, gjegjësisht për një periudhë 13-vjeçare, myslimanët u mësuan si ta besonin Allahun dhe të kishin përkushtimin ndaj Tij dhe ndaj Pejgamberit a.s.; si të duheshin dhe të ishin të vëllazëruar në mes tyre, të mendonin e meditonin për krijesat e Allahut e me këtë të pastrohet dhe të kristalizohet mendimi i tyre për Absolitetin e Allahut. Besimtarët myslimanë gjatë kësaj periudhe kohore ishin ata që u mësuan për një parim shume të rëndësishëm në jetë, u mësuan për durimin aktiv, u mësuan se duhet të ishin të durueshëm dhe jo ankues e spektatorë, duhet të ishin të durueshëm, punëtorë, vizionarë dhe aktivë në ndërrimin e gjendjes dhe krijimin e ambientit të sigurt për tërë gjininë njerëzore. Vetëm kuadrot e tilla ishin dhe janë të gatshëm të ambientohen me rrethanat e reja dhe të jenë aktivë në ndryshimin e gjendjeve të disfavorshme.

## NDIKIMI I HIXHRETIT NË KRIJIMIN E SHTETIT ISLAM

Roli dhe rëndësia fondamentale e Hixhretit, ishte krijimi i shtetit Islam. Shteti si organizimi më i komplikuar shoqëror, është arritja më e madhe e njerëzimit dhe reflektimi i inteligjencës së lartë të tij. Sikur Pejgamberi a.s. të kishte vepruar edhe shumë vite në Mekë, formimi i shoqërisë së mirëfilltë islame në strukturë shtetërore, - do të ishte i pamundur. Ndërsa një arritje e tillë ishte e detyrueshme, sepse Islami është sistemi gjithëpërfshirës dhe, si i tillë, nuk bën të lërë diçka mangut duke mos na i dhënë neve pasuesve të tij, edhe horizontet e reja të shtetndërtimit. Sa ishte në Mekë, Muhamedi s.a.s. kishte një numër të konsiderueshëm të pasuesve, por jo të strukturuar në forma më të avancuara shoqërore. Ishte në vendin e tij, por nuk e kishte territorin e vet në të cilin mund të udhëhiqte dhe të cilin mund ta kontrollonte. Këto tri kritere janë fundamentale të shtetit sot, gjegjësisht: popullsia, territori dhe kontrolli i vendosur mbi territorin. Këto tri kritere duheshin plotësuar e me këtë të ngrihej madhështia e shtetit Islam, tri kritere që brenda Mekës ishin të pamundura të realizoheshin. Hixhreti në Medinë bëri që Muhamedi s.a.s. të kishte popullsinë e formësuar për vite të tëra dhe të ngritur në shkallë të lartë të vetëdijes fetare e shtetërore, të strukturuar dhe të organizuar mirë. Po ashtu me këtë lëvizje të Muhamedit s.a.s., u sigurua edhe territori, në të cilin do të udhëhiqte dhe që do ta kontrollonte duke plotësuar të tri kriteret e ngritjes së një shteti. Ndërsa më vonë plotësoi edhe kriterin e katërt, që është aftësia e shtetit për të hyrë në marrëdhënie ndërkombëtare, sidomos pas Traktatit të Hudejbijes. Shteti Islam i pasemigrimit u ngrit mbi ndërtimin e xhamisë me tërë mekanizmat e saj përcjellës, dhe jo vetëm si faltore, ajo shërbente dhe luante rolin e fuqishëm edhe të universitetit dhe të kuvendit. U bë vëllazërimi në mes myslimanëve dhe marrëveshja me fiset e tjera të Medinës, u nxor dokumenti kushtetues dhe regulativ i vendit. Po ashtu u ndërtua edhe tregu, gjegjësisht sistemi ekonomik islam. E tërë kjo na mëson një fondament të suksesit të një shteti, i cili ngrihet mbi kuadro të formuara fetare e intelektuale, mbi një sistem të drejtësisë udhëheqëse, një sistemi të fuqishëm arsimor dhe edukativ dhe të një ekonomie të pastër dhe të organizuar mirë.

1. Mustafa Sibai, Profeti Muhammed a.s Vlera dhe Urtësi, Tiranë 2006. (2) Safiju Rrahman Mubarekfuri, Nektari i Vulosur I Xhenetit, Prishtinë 2002. (3) Ismaili, H. burime të zgjedhura juridike historike, Prishtinë 2001. (4) Amr Halid, Gjurmëve të të dashurit tonë, Shkup 2006 5. Zejnullah Gruda, E Drejta ndërkombëtare publike, Prishtinë 2002. (6) Siretu-n-Nebeuie, Li Ibni Hisham, Jemen-San'a 2005. (7) Luan Omari, Shteti i së Drejtës, Tiranë, 2002



Dr. Sulejman Osmani

# HIXHRETI
# Shtegu i urtësisë

Personaliteti i Muhamedit a.s. çdoherë na mban afër. Edhe atëherë kur nuk jemi pranë njëri-tjetrit, mësimet e tij na bëjnë të përgjegjshëm që të përjetojmë dashurinë dhe respektin për të tjerët. Ne i ngjajmë një ndërtimi struktura e të cilit lidhet fortë, për të bërë një godinë shumë më madhështore. Kjo ndjenjë na ngroh shpirtin edhe më tepër, ngase të gjithëve na bashkon kujtimi për të, shtegtimi i tij nga Meka në Medinë. Veprimet e tij përmbajnë urtësinë me ngjyra vahji, që para nesh paraqiten shumë të qarta dhe objektive. Me një meditim më të thukët, ato mund të lexohen dhe të shihen si një hartë rruge, ku besimtari prehet duke mësuar nga urtësia e Shpalljes që udhëzoi Pejgamberin a.s.. Kur kujtojmë Hixhretin e Pejgamberit a.s., në mendje na sillen shumë ndjenja dhe kujtime që me mall e dashuri na lidhin me Pejgamberin a.s.. Të kujtojmë ty, o i Dërguar i Allahut, mundin dhe vuajtjet e tua, por, me shumë rezerva ndaj vetes sonë! A jemi duke u përpjekur që nga mundi yt të nxjerrim mësime, dhe ato të jenë udhëzues i jetës sonë?

### HIXHRETI - SPROVA E PEJGAMBERËVE

Në këtë paraqitje e shoh të udhës të ndalem në disa refleksione të Hixhretit, duke synuar t'ua sjell në kujtesë atë që keni dëgjuar disa herë më parë. Ata që më së shumti u sprovuan në rrugën e Allahut, ishin të dërguarit e tij. Ibrahimi që njihet si babai i pejgamberëve ishte ballafaquar me idhujtarinë dhe përjetoi sprova të ndryshme. Në një periudhë të caktuar u detyrua të largohej nga Babilonia, ngase situata ishte e papërballueshme. Kaloi në viset e Shamit, gjegjësisht në Palestinën e sotme, të cilën e bëri qendër të thirrjes për besimin në Njëshmërinë e Allahut. Me gjithë lëvizjet në vendet përreth, ai vazhdoi të mbetej në Palestinë, për të mos u kthyer më në vendlindjen e vet. Diçka e ngjashme i ndodhi edhe Musait a.s., i cili iku nga dhuna që ushtronte Faraoni me tiranët e vet. Në një formë a në një tjetër, të gjithë pejgamberët u ballafaquan me migrimin si rrugë për t'u larguar nga e keqja me synimin e realizimit të direktivave të besimit në Një Zot.

### RRUGA ALTERNATIVE PËR VAZHDIMIN E MISIONIT ISLAM

Hixhreti i Pejgamberit a.s. ishte simotër e hixhreteve të pejgamberëve të mëparshëm dhe erdhi si produkt i rrethanave të krijuara në kohën kur shteruan të gjitha mundësitë për zgjidhje të tjera. Muhamedi a.s. harxhoi tërë mundin e vet duke u munduar ta bënte të qartë thirrjen Islame. I bëri sabër gjithë asaj dhune që pamëshirshëm ushtrohej mbi besimtarët. Izolimi dhe sanksionet ishin bërë pjesë e përditshmërisë së tyre. Refuzimi tashmë kishte betonuar qëndrimin e tyre.

Në këtë situatë, mendoi të dilte jashtë Mekës, ndoshta të tjerët do ta pranonin më lehtë dhe do t'i përgjigjeshin thirrjes së tij. Kërkonte një vatër besimi, ku do të shtronte thirrjen për besim në Allahun. Megjithatë, populli i Taifit nuk e pranuan. Përkundrazi, u sollën keq duke e trajtuar dhe refuzuar në mënyrë të dhunshme, në atë masë, sa reagimi i tyre la gjurmë të pashlyera në jetën e Pejgamberit a.s.. Me gjithë refuzimin dhe ngushtimin e hapësirës për veprim, rruga e përhapjes së Islamit nuk duhet të ndalej. Gjithsesi ai donte të shteronte mundësinë e qëndrimit në Mekë. Vullneti i Allahut ishte mbi të gjitha, pra andaj ai po priste Urdhrin e Tij.

### MËSIMI QË DUHET TË NA E NDRYSHOJË JETËN

Të gjithë jemi dëshmitarë të faktit së në jetën e Pejgamberit a.s. ka pasur shumë mrekulli, me të cilat Allahu ka ndihmuar të dërguarin e Tij. Ndihma e tillë ishte e prekshme dhe të tillë e ndien të gjithë. Ajo ishte e domosdoshme, dhe sidomos në situata të caktuara, të vlerësuara si jetike, ngase nga një ndihmë e tillë varej qenia islame. Kështu ishte në luftën e Bedrit, në atë të Hendekut, me rastin e Isras dhe Miraxhit, e të tjera raste, kur Allahu e mbrojti nga dashakeqja e armiqve të tij. Edhe Hixhreti është një mrekulli, por e një lloji pak më ndryshe.

Pejgamberi a.s. e projektoi vetë këtë rrugëtim, ndërmori masat e duhura të sigurisë, që daljen e tij të mos e merrte vesh askush. Edhe më herët, në mënyrë të tërthortë kishte lajmëruar Ebu Bekrin për mundësinë e bashkudhëtimit. Ai kishte blerë dy deve të majme dhe i ushqente në stallën e tij, që të tjerët të mos i kuptonin mundësinë dhe mjetet e daljes. Doli fshehurazi, në terrin e natës, dhe mori drejtimin e kundërt nga rruga e Medinës, ngase, mendonte se pabesimtarët do t'i shkonin pas, rrugës së zakonshme. Jo larg nga Meka, në dalje, u fsheh në shpellë dhe aty qëndroi për tri ditë, ku vazhdimisht mbanin lidhje përmes sistemit të sigurisë që kishin përgatitur më herët. Meqë kishin nevojë, angazhuan një udhëheqës rruge, i cili do të ishte me ta deri në Medinë. Duke lexuar për Hixhretin, mendja të thotë: Pse fuqia e Allahut nuk e barti nga Meka në Medinë për një moment, dhe të ndodhte mrekullia ashtu siç ngjau me Isran dhe Miraxhin?! Sa e keqkuptojmë këtë Islam dhe sa koncept të gabuar që kemi mbi perceptimin e të qenit mysliman. Dikush mendon se një fakt i tillë është i mjaftueshëm që Allahu të na ndihmojë, dhe gjithçka të na vijë e gatshme pa lodhje dhe pa mund. Allahu thotë: "O besimtarë, uluni, rrini, rehatohuni, mos punoni e mos u angazhoni, mos u lodhni, e mos u mundoni ngase ju jeni besimtarë? Jo dhe jo, kurrsesi. Në të gjitha thirrjet e Kuranit gjejmë të kundërtën, por, ne sikur nuk jemi të vetëdijshëm për këto fakte. A nuk e kemi shembullin më të mirë në Pejgamberin tonë? Si veproi ai në të gjitha situata? A nuk shohim sa u angazhua që rruga e Hixhretit të ishte e suksesshme, sa sakrifikoi dhe derdhi gjithë mundin e tij njerëzor duke bërë atë që ishte në mundësinë e tij.

### HIXHRETI - SHOQËRUESI I IMANIT

Të gjitha ngjarjet me rëndësi në jetën e Pejgamberit a.s., kanë pasuar zbritjen e ndonjë sureje apo ajeteve specifike. Këtë realitet nuk e gjejmë në rastin e Hixhretit, a thua pse? Muhamed el Gazali, njëri nga dijetarët bashkëkohorë që vdiq para disa vjetësh thotë se kjo i atribuohet madhështisë së Hixhretit, i cili ka merituar të përmendet në disa sure, ngase ka qenë një operacion që ka zgjatur disa vjet, prandaj është përmendur sistematikisht dhe gjithmonë i ka paraprirë ndjenja e imanit. Pra, kemi të bëjmë me një tregim të qëllimshëm. Ishte e domosdoshme të shoqërohej me imanin, ngase mund të bëhej vetëm mbi një bazë të tillë. Njerëz që sakrifikuan familjen, pasurinë, vendlindjen dhe shumë interesa të kësaj bote për të arritur kënaqësinë e Allahut. Pejgamberi a.s. thotë: "Asnjëri nga ju nuk ka besuar sinqerisht derisa unë tek ai të jem më i dashur se prindërit e tij, se fëmijët dhe gjithë njerëzia." Vlera e imanit të tyre përballonte edhe sfidat e mundshme në rrugën e Hixhretit.

### HIXHRETI - BURIM I PASHTERSHËM I NJË ENERGJIE POZITIVE

Mësimet e Hixhretit Ymetin islam e bëjnë të ngrihet në nivelin e përgjegjësisë për të mos rënë viktimë e faktorëve kohorë që po na shtrydhin në mënyra të ndryshme. Besimi në Islamin nuk nënkupton vetëm të qenët pjesëtar i tij, por kërkon islamizimin e jetës dhe ndërtimin e saj mbi parimet e besimit. Besa për pasimin e Pejgamberit a.s. kërkon leximin e mësimin e tij si në teori, ashtu dhe në praktikë. Tek ai kemi shembullin më të mirë dhe burimin e pashtershëm për një energji pozitive, e cila shëron sëmundjet e Ymetit. Kjo është specifike edhe për shoqërinë tonë, për myslimanët e Kosovës, të cilët kanë nevojë që të mësojnë nga kroi i urtësisë së Pejgamberit a.s. dhe ngjarjet e tij, nga të cilat edhe Hixhreti. Të mos i marrim vetëm si tregime të mira, me leximin e të cilave kalojmë momente të këndshme, po t'i kuptojmë si faktorë që domosdoshmërisht janë bazë për ndryshimin e realitetit tonë, gjendjes dhe pozitës shoqërore në të cilën jetojmë.

Mr.sc.Afrim Jusufi

# HIXHRETI
# Hapat që shënuan gjurmë në histori

Për të thurur disa fjalë që formojnë fjali, të cilat shprehin dhe zgjojnë nostalgji që me hapa të sigurt kanë shkruar historinë, meriton të hedhim një shikim se cilët kanë qenë faktorët që paraprinë këtë rrugëtim. Prijatari i Ymetit, së bashku me ummen e tij, nuk mund të ngopeshin me ajrin e atdheut të tyre, edhe pse më me dëshirë do të frymonin në vendin ku qanë për herë të parë, sepse dielli nuk shkëlqente, hëna dëshmonte padrejtësitë dhe Qabeja përreth vetes mbante njerëz të panjerëzi, që kryenin rite pa ritëm dhe njeriu e bartte këtë emër e nuk e kryente rolin e tij, kështu që, për të marrë frymë lirshëm, ai nevojitej të bënte ca hapa që e shpien drejt ardhmërisë. Izolimi, bllokada e myslimanëve, saqë ngrënia e gjetheve të pemëve ishte domosdoshmëri për mbijetesë. Ndërprerja e izolimit ekonomiko- shoqëror pasoi me ndarjen nga jeta të dy personave që ishin në të njëjtën kohë si mburojë, njëri fizik e tjetri shpirtëror për Pejgamberin a.s. Mos pranimi i revelatës së tij nga banorët e vendit fqinj, ishte edhe një goditje e fuqishme që pësoi i dërguari i të dërguarve, por kjo nuk shkaktoi pesimizëm, dorëzim e hakmarrje me bashkim të kodrave, por pasoi me butësi, lutje, durim e shqiptim të fjalëve me maturi: O Zot pasardhësit e tyre, O Zot pasardhësit… fjalë që rezultojnë planifikim,shpresë, sukses me një fjalë rrugëtim drejt ardhmërisë. Rrugëtimi tej hapësirës e kohës, në një moment të shkurtër nën rrezet e bukura të hënës, do të ishte dhurata që përfitonte strategu i Ymetit a.s. me mesazhin që përçoi nga ky rrugëtim: përuljen me numër e në kohë të caktuar Atij që i fali çdo gjë, që ishte, është dhe do të jetë ngritje e fuqishme emocionale e shpirtërore, ripërtëritje vendimtare dhe kurajo, momente force çiltërie, admirimi dhe ngushëllimi, elan, përgatitje për momentet e "premtuara " që do të pasojnë. Muhamedi a.s. e kuptoi se devocioni i tij dhe i pasuesve të tij nuk kultivohet në një vend ku armiqësia, zilia, pabarazia, shtypja dhe dallimet e mëdha klasore dhe interesat personale mbisundonin dhe ishin përditshmëri, por për ndërrim të këtyre rrjedhave duhej rrugëtim në favor të dashurisë, admirimit, barazisë absolute në mes njerëzve, pa dallim….

### RRUGA QË KËRKOI SAKRIFICË, STRATEGJI DHE MATURI

Për eliminimin e këtyre barrierave që i kishin shkaktuar atak shoqërisë, ishte më se e domosdoshme dhe urgjente shmangia nga e kaluara dhe marrja e rrugës që kërkon sakrificë, strategji, me dozë të madhe të maturisë, ngase do të finalizohet me sukses për tërë njerëzimin, me afat deri në Amshim. Hapat që do të lënë gjurmë, u urdhëruan nga Krijuesi, që u emëruan me emrin që përbëhet nga shtatë shkronjat, ngase në shërbim të këtyre ndër shtatë personazhe do të jenë edhe shtatë palët tokë që zbutën rërën dhe gati përpin armiqtë e tij dhe shtatë palët qiell nga vinte freskia, mëshira e inkurajimi : "Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu".; "S'ka dyshim se Ai që ta bëri obligim Kur'anin, Ai do të të kthejë ty aty nga erdhe." (El- Kasas, 85) Personazhi kryesor a.s., edhe pse e mori lejen së bashku me garancinë për mbrojtjen, mbështetjen, triumfin e suksesin, megjithatë plotësoi standardet që kërkoheshin dhe nuk qëndroi duarkryq me duar nga qielli, ashtu siç qëndrojnë disa myslimanë sot në këtë shekull, të cilët i ka zënë gjumi i neglizhencës duke pritur mrekullinë, Mehdiun mbi kalë të bardhë që do të vijë tek ju, tregon ... zgjohuni …se ka ardhur agimi…Ai a.s., meqenëse kishte fituar dashurinë e tokës dhe mëshirën qiellore, caktoi personazhet me rolet e tyre që secili prej tyre për çdo moment luftonte në mes jetës dhe vdekjes, që ishte dhe do të jetë çelësi i suksesit. Rinia është e ardhmja… Rol persekutues, po privilegjues, kishin Aliu r.a., Heroina që kënaqte shtatë palë qiej me besën e saj që frymonte me vështirësi dhe Ymetit po i përgatiste truallin dhe halifin e ardhshëm që pas disa muajsh do ta lindte. Ebu Bekri nuk ka fjalë për ta përshkruar veprën e tij, Abdullah ibn Urejkiti, një jomysliman që kishte sakrifikuar jetën për Islamin e myslimanët, dhe nga duhet kuptuar tolerancën, bashkëpunimin që pati Pejgamberi me jobesimtarët, që ky segment i rëndësishëm të shërbente si model dhe të përçonte mesazhin e bashkëjetesës, bashkëpunimit me të tjerët, pa dallim…ngase edhe tjetri është njeri, kemi një pasardhës, një qiell na mbulon, një diell na ngroh dhe një Krijues na furnizon.

### MOMENTET KRITIKE TË KËSAJ NGJARJE

Heroi i këtij tregimi është ai që ishte në lule të rinisë, që sapo kishte mbushur të 23 pranverat, po pranvera për të më nuk kishte kuptim, ai ishte vënë në lëvizje dhe në natën kritike për t'i vënë proceset integruese përpara për shoqërinë njerëzore, kishte zgjedhur të sublimonte vetën dhe ishte vënë në shtratin e vdekjes. Por, pas përfundimit të detyrës, deklarata e tij ishte:"Ishte gjumi më i qetë që kam fjetur në jetën time"."Ne u kemi vënë



edhe para tyre pendë edhe mbrapa tyre pendë dhe ua kemi mbuluar sytë, prandaj ata nuk shohin."( Jasin,9) Në shpellën Thevr- gjakpirësit e kishin rrethuar shpellën të tërbuar nga mllefi që shikonin, po nuk hetuan ideologun a.s., gjurmonin, po nuk e gjenin; nuhatnin, po nuk e shijonin, sepse nuk u gjunjëzuan, dhe ata që frymonin dhe ëndërronin e fshiheshin për t'Iu përulur Atij Që kishte vënë çdo gjë në shërbim të tyre (merimangën dhe pëllumbin si shpagim për ta): "Në mos e ndihmofshi atë (Pejgamberin), atë e ka ndihmuar Allahu; kur ata që nuk besuan, e nxorën atë vetë të dytin; kur që të dy ishin në shpellë, kur po i thoshte shokut të vet: "Mos u pikëllo (frikëso), All-llahu është me ne!" E All-llahu zbriti qetësi (në shpirtin e) atij, e fuqizoi me një ushtri që ju nuk e patë…".( Tevbe, 40) "O Ebu Bekër, çka mendon për dy veta, i Treti i të cilëve është Allahu". (Buhariu dhe Muslimi nga Ebu Bekri). Suraka ibn Malik, i cili ishte afër fitores së pasurisë, kur vetëm disa momente e ndanin nga realizimi i ëndrrave të tij…pasi në shërbim e ndihmë të këtyre hapave ishte edhe toka, siç e cekëm, rëra, sepse nuk kishte bartur këmbë më të pastra e trup më të çiltër se protagonisti i këtyre hapave. Rëra dhe kali i tij (Surakës) ishin në shërbim të Allahut e jo të djallit. Ai u dorëzua më vonë për të përfituar. Ç'mendon ti, O Surakë, nëse Allahu do t`i vërë bylyzykët e Kisrasë"? -premtoi i dërguari a.s. Pas çdo sfide fshihet suksesi?! Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi.( El- Inshirah 4-5) Me gjithë persekutimet, vuajtjet, privilegjet që përjetoi ideologu i këtyre hapave me shokët e tij, ai për asnjë çast nuk u dorëzua, ngase shihte se në këtë eklips po lindte një dritë në fund të tunelit, që nuk do të perëndonte kurrë; me gjithë retë që do ta mbulonin nganjëherë, do të triumfonte përherë, sepse burim i kësaj është Ai Që premton: "Ne e kemi shpallur Kur`anin dhe ne do ta mbrojmë atë ".

## MESAZHET E KËTIJ PËRKUJTIMI

Jeta që bënte Profeti a.s. para këtij rrugëtimi, ishte e vështirë. E cekëm, viktimat rriteshin, jeta ishte e pasigurt, morali binte,..Ai nuk u dorëzua, por me hapat e tij të sigurt jo vetëm që ndryshoi rajonin ku jetonte, por, falë vigjilencës së tij dhe atyre që e pasuan, bëri hapa që shpien në truallin ku mbolli bimën La ilahe il-lallah, që jep vazhdimisht fruta të shëndosha për kuptimin e drejtë të konceptit të jetës deri në kataklizëm. Ne sot duhet të mësojmë në kujtim të kësaj ngjarjeje, që të ligën ta luftojmë, jo pa menduar, jo me nguti e pa strategji e me shkurtpamësi, sepse Profeti a.s., meqënëse kishte mundësi t'i bashkonte kodrat në shenjë shkatërrimi të atyre që mendonin ndryshe, ai zgjodhi alternativën e dytë: butësinë, faljen, lodhjen e sakrificën, cilësi që duhet të na shoqërojnë edhe ne sot në jetësimin e aspiratave tona e në arsyetimin e salavateve për të. Kjo ndodhi duhet të kujtohet dhe të jehojë më shumë, ngase janë hapat që ndryshuan përfundimisht rrjedhat e historisë njerëzore dhe njëherësh është epokë e hyrjes në moshën e pjekurisë së gjinisë njerëzore. Mesazhet që dalin nga kujtimi i këtyre çasteve janë shumëdimensionale, çastet historike që i kujtuam, na ofrojnë dobi në sferën shpirtërore ekonomike, sociale e edukative. Me faktet: …Pjesë e besimit është pasimi i fjalës, veprës së tij. "Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut". Ngjarja e tillë përkon me ajetet: E, pa dyshim, pas vështirësisë është lehtësimi. Vërtet, pas vështirësisë vjen lehtësimi.( El- Inshirah 4-5) Vëlla e motër, beso e imagjino se pas çdo sfide fshihet suksesi. Vështirësia përfundon për t`ia liruar vendin shpresës dhe realizimit të saj vetëm duro, planifiko dhe do të triumfojë ideja, vepra ëndrra jote. Porosia në rrafshin social: duhet të largohemi nga antivlerat që janë specifikë e ditëve të sotme, në vlera, nga padituria në kërkim të saj ("Kërkoni dijen edhe në Kinë), të rrugëtojmë drejt shkencës, civilizimit e të lëmë mënjanë përçarjet, mëdyshjet, sepse ato shkatërrojnë shoqëritë. Ne, shoqëria jonë, bëjmë çdo gjë vetëm e vetëm që të bëjmë hapa drejt Evropës e Perëndimit pa shikuar çmimin sa na kushton, në rregull, por në këtë hixhret duhet ta bëjmë vetëm me përbërësit esencialë dhe qenësorë të qenies sonë duke ju njoftuar se dritën e syve të vet, Evropa e Perëndimi, bazat e themelet i morën nga burimi i këtyre hapave. Përjetimi më i mirë në këtë përvjetor do të ishte: të bëjmë hapa të sigurt drejt ardhmërisë e të mos vajtojmë të kaluarën, të vrapojmë pas përparimit e të lëmë mënjanë dyshimet, sapse ato hapin portat e djallit, të lartësojmë moralet e larta e t`i përsosim ato e të fundosim amoralin, zilinë, smirën që na kanë verbuar sytë, ngase ato janë shkak i çrregullimeve e shkatërrimeve, e të rrugëtojmë drejt veprave të devotshmërisë, sepse ato na shpien në përjetimin e lumturisë! Hapat lëvizin, varen nga roli yt?!

Dr. Fahrush Rexhepi

# Tubimi i Kuranit në kohën e Uthman ibn Afanit

Iniciativa për tubimin e Kuranit kishte pasur edhe më herët, që në kohën e Ebu Bekrit dhe të Umerit r.a.. Pas përfundimit të betejës së Jemames dhe pas rënies dëshmor të shumë hafëzëve të Kuranit, Umer ibn Hatabi i kishte sugjeruar Ebu Bekrit r.a. që ta mblidhte Kuranin në një vëllim. Ebu Bekri në fillim hezitoi ta pranonte këtë sugjerim, por më vonë e kishte kuptuar se ky ishte veprim i arsyeshëm.: Për shkrimin e Shpalljes hyjnore për të Dërguarin e Allahut dhe për angazhimin e tij për t'i bindur njerëzit që duhej të kishte një lexim të vetëm të Kuranit, Uthman in Afani luajti një rol shumë të rëndësishëm. Për kontributin që Uthmani r.a. kishte dhënë në ndihmë të Pejgamberit a.s. për shkrimin e Kuranit, tregon edhe imam Ahmedi, i cili ka thënë: "Na ka treguar Abdus-Samedi, i cili thotë se i kishte treguar Fatima bint Abdurrahmani, e cila paska thënë: "Më ka treguar nëna, e cila e kishte pyetur Aishen, tek e cila e kishte dërguar xhaxhai i saj që t`i thoshte: 'Thuaji Aishes se njëri nga bijtë e saj e përshëndet me Es-selamu-alejkum si dhe kërkon të dijë për Uthmanin, të cilin e kanë ofenduar njerëzit'. Aishja i kishte thënë: 'All-llahu e mallkoftë kë e mallkon atë, se, pasha Allahun, ai ka qenë te i Dërguari a.s. që ishte kthyer me kurriz nga unë, ndërkohë që Xhibrili i sillte shpalljen. I Dërguari i thoshte Uthmanit: 'Shkruaj, o Uthman! E, ta dini se Allahu nuk ia jep këtë pozitë përveçse atij që është i nderuar tek Ai". E përmendëm më lart se nga kontributet e rëndësishme të Uthmanit është edhe unifikimi i besimtarëve për leximin e Kuranit në një version. Ai Mus`hafin e mblodhi dhe e shkroi ashtu siç i vinte Pejgamberit a.s. nga Allahu xh.sh., përmes Xhibrilit. Shkaku i unifikimit në një leximi ishte ky: "Hudhejfe ibn Jaman ishte në një betejë, ku nga të pranishmit e banorëve të Shamit dikush lexonte sipas mënyrës (versionit) të Mikdad ibn Esuedit, e dikush sipas versionit të Dardasë. Aty kishte edhe banorë të Irakut, të cilët lexonin sipas dialektit të Abdullah ibn Mes`udit dhe Ebu Musa el-Eshariut. Ky problem u rrit edhe më tepër me zgjerimin e pushtetit mysliman në kohën e Uthmanit. Pas shfaqjes së mosmarrëveshjeve rreth mënyrës së të lexuarit të Kuranit, Hudhejfe shkoi tek Uthmani r.a. dhe i tha: "Bjeri mbrapa këtij populli para se të përçahet rreth librit (Kuranit), siç u përçan çifutët dhe të krishterët". Pas kësaj fjale i tregoi për atë që kishte parë tek myslimanët. Nga ky çast, Uthmani i tuboi ashabët dhe u këshillua me ta. Ai e pa të udhës që Mus`hafi të shkruhej në bazë të një leximi, që të mos kishte mosmarrëveshje në mes myslimanëve. Uthmani kishte dërguar dikë te Hafseja, e bija e Umerit, për të kërkuar Kuranin, në mënyrë që të shkruanin prej tij disa kopje. Ai urdhëroi katër djem të rinj që ta kopjonin (përshkruanin) Kuranin në disa kopje dhe, nëse gjatë kopjimit do të kishin ndonjë problem në lexim, le ta shkruanin në dialektin kurejshit. Me atë rast u shkruan shtatë kopje të Kuranit, të cilat u shpërndanë kësodore: një kopje në Mekë, një në Sham, një në Kufe, një në Basra, një në Jemen dhe një në Medinë. Uthmani r.a. dha urdhër që të digjeshin kopjet e tjera, të cilat nuk përputheshin me këto kopje.

### KOPJA ORIGJINALE E KURANIT NË MEKË

Analistët nuk janë në një gojë lidhur me numrin e mus`hafëve të përshkruara, megjithatë mendimi mizotërues i shumicës së dijetarëve është: " Nga shtatë mus'hafet, njërin Uthmani e kishte lënë për vete dhe ai është quajtur "mus`hafi qendror". Në një transmetim tjetër thuhet se Uthmani r.a. kërkoi t`ia sillnin Mus`hafin që e kishte mbledhur Zejd ibn Thabiti në kohën e Ebu Bekrit. Ky Mus`haf gjatë jetës së Ebu Bekrit gjendej në shtëpinë e tij, pastaj kaloi te Umeri dhe më pastaj te Hafseja, e bija e tij, nëna e besimtarëve. Pasi ia sollën atë, e urdhëroi Zejdin që ta shkruante, kurse Seid ibn El-As t`ia diktonte në prani të Abdullah ibn Zubejrit dhe Abdurrahman ibn el-Harithit. Ai urdhëroi njëkohësisht që, nëse për ndonjë fjalë nuk ishin dakord, le ta shkruanin në gjuhën e kurejshëve. Kështu, banorëve të Shamit u shkruan një mus`haf, atyre të Egjiptit një tjetër, të Basras një dhe të Kufes një. Një e dërgoi në Mekë, një në Jemen dhe një e mbajti në Medinë. Për këto mus`hafe thuhet se janë prijëse. Asnjëri prej tyre nuk është shkruar nga Uthmani, por nga Zejd ibn Thabiti. Një kopje origjinale e Mus`hafit, e shkruar në kohën e Uthmanit r.a., gjendet e ruajtur edhe tash në bibliotekën e Mekës. Kjo kopje i është dhuruar bibliotekës në Mekë në vitin 1411 h., nga administrata për çështje fetare e myslimanëve të Azisë së Mesme në Kazakistan. Për sa i përket shprehjes së ashtuquajtur "Mus`hafet Uthmanijeh", dijetarët janë të mendimit se kjo i adresohet urdhrit të Uthmanit r.a. për ta shkruar Kuranin, siç thuhet "Dinar heraklian", "monedhë cezariane" etj., që do të thotë e prerë dhe e stampuar në kohën e tyre. Disa të tjerë këtë ngjarje e tregojnë pak më ndryshe, po nga Ebu Hurejre: "Kur Uthmani i shkroi Mus`hafet, tek ai hyri Ebu Hurejre dhe i tha: "Je i saktë dhe i suksesshëm! Dëshmoj se e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut duke thënë: "Njerëzit më



të dashur për mua janë ata që vijnë pas meje, më besojnë pa më parë, si dhe veprojnë sipas asaj që është shkruar në letrat e lidhura”. Thosha: “Çfarë janë letrat e lidhura”? Derisa erdhi kjo ditë kur i pashë Mus`hafet”. Uthmanit i pëlqeu kjo dhe urdhëroi t`i jepnin Ebu Hurejres dhjetë mijë dërhemë, pastaj tha: “Pasha Allahun, nuk e kam ditur. Ti e mban sekret ndaj nesh fjalën e të Dërguarit”. Pastaj vendosi t`i digjte të gjitha Mus`hafet e tjera që ishin nëpër duart e njerëzve, që të mos ketë mosmarrëveshje”. Ebu Bekër ibn Ebi Davudi thotë: “Na ka treguar Muhamed ibn Beshar, ky nga Muhamed ibn Xhafer dhe Abdurrahmani, të cilët thonë: Na ka treguar Shu`bah ibn Alkamah ibn Murthid, nga një njeri i cili transmeton prej Suejd ibn Gafalel, i cili tregon: Kur Uthmani i dogji Mus`hafet, Aliu r.a. më ka thënë: “Sikur të mos e bënte ai, do ta bëja unë”. Këtë e transmetojnë edhe Ebu Davudi si dhe Amr ibn Merzuk nga Shu`be.

## UTHMANI DHE EZANI I DYTË I XHUMASË

Po kështu edhe Bejhekiu e të tjerë transmetojnë nga hadithi i Muhamed ibn Abanit, -i shoqi i Nafrës së Huzejrit, nga Alkamel ibn Murthidi, i cili thotë: “E kam dëgjuar Surejd ibn Gafalen të thoshte: Aliu r.a. tha: “O njerëz, kini kujdes kur flitni për Uthmanin e mos e teproni. Thoni se i ka djegur Mus`hafet, por, për Allahun, nuk i ka djegur pa qenë të pranishëm një grup ashabësh. E sikur të më binte në dorë diçka e tillë, do ta bëja, siç e bëri ai”. Transmetohet se ibn Mes`udi u mërzit kur ia morën Mus`hafin, duke pretenduar se ishte më i vjetër në fe se Zejd ibn Thabiti, i cili e shkroi Mus`hafin. Ndërkohë i urdhëroi shokët e tij ta fshihnin duke lexuar thënien e Allahut: “E kush fsheh diçka, do të vijë me të Ditën e Gjykimit”. Uthmani i shkroi aty ku e ftonte të bëhej bashkë me ashabët, meqë ishte në të mirë të punës. Abdullah ibn Mes`udi u bind dhe i la mosmarrëveshjet e kundërshtimet. Në lidhje me lënien e mosmarrëveshjeve ndërmjet myslimanëve, el-A`meshi thotë: “Më ka folur Muavi ibn Kurre, nëpërmjet dikujt tjetër, nga disa mësues të tij: Uthmani e fali drekën në Mina, katër rekate. Kur e mori vesh këtë ibn Mes`udi, e qortoi. Më vonë ai vetë e fali ikindinë katër rekate. Ti e qortove Uthmanin, -i thanë, -pse tani i fal katër rekate? Nuk dua mospajtime! –tha ai”. Ndërsa në një transmetim tjetër thuhet: “Mospajtimet sjellin vetëm të këqija”. Pra, nëse ibn Mes`udi do ta ketë ndjekur dhe pasuar Uthmanin në këto çështje jo aq të rëndësishme, ç’mund të themi lidhur me Kuranin, duke përfshirë këtu zbatimin e atij lloj këndimi të Kuranit që ua obligoi njerëzve, e jo ndonjë tjetër. Uthmani r.a. u akuzua kinse u jepte të afërmve të vet shumë shpërblime e dhurata dhe i vinte në poste e në pozita të larta të shtetit islam. E vërteta ishte se pjesëtarët e familjes së tij Beni Umejes kishin pozitat që i kishin fituar para se Uthmani të zgjidhej halif i myslimanëve. Muaviu, fjala vjen, u emërua vali i Shamit në kohën e Umerit, pikërisht për shkak të aftësive e jo për shkak të afrisë me Uthmanin. Ndërkaq, për sa u përket dhuratave, Aliu r.a. tregon: “Allahu e mëshiroftë Uthmanin, pasi i mbante më shumë lidhjet e tij të gjakut, madje më shumë se çdo ashab”. Përkitazi me akuzën për dhënien e dhuratave të afërmve, ai këtë e bënte nga pasuria e tij private, dhe të gjithë e dinë se sa i pasur ishte Uthmani. Uthmani r.a. ishte akuzuar edhe për bidate në fe. Kjo ishte prej propagandave të ulëta të Ibn Sebesë. Ndër bidatet, për të cilat akuzohej, ishte edhe ngritja e tij në minber. Dihet se Pejgamberi a.s. kishte një minber prej tri shkallësh në xhaminë e tij, dhe ngjitej deri në shkallën e tretë. Kur e mori halifatin e myslimanëve Ebu Bekri, ai ndalej në shkallën e dytë, kurse Umeri ndalej në shkallën e parë. Uthmani r.a., pasi u zgjodh në këtë post, ngjitej në shkallën e tretë. Sikur edhe Uthmani të shkonte një shkallë më poshtë se Umeri, kjo do të thotë që ai duhej të qëndronte në tokë, në një kohë kur xhamia ishte zgjeruar dhe numri i njerëzve ishte shtuar shumë, prandaj ishte e domosdoshme që Uthmani të ngjitej në shkallën e tretë, në mënyrë që ta shihnin njerëzit dhe ai t`i shihte ata. Uthmani akuzohet edhe për shpikjen e dy ezaneve në ditën e xhuma. E vërteta është se numri i njerëzve ishte shtuar shumë në Medinë dhe, me qëllim që të gjithë ta dëgjonin ezanin dhe të shkonin në namazin e xhumasë, Uthmani r.a. kërkoi që të thirrej edhe ezani i dytë.

1. Hasan Ejub, Katër Halifët e Drejtë (titulli origjinal: El-Hulefaur-ra shidun), përkthyer nga Flori Kola dhe Alban Kodra, botuar nga SHB “Furkan ISM”- Shkup, 2003, f.163. 2. Po aty, f.174. (3) Amër Halid, Katër Halifët e Drejtë, Prishtinë, 2009, f.144. (4)Ahsenul-hadith, dr. Muhamed Se`id el-Buti, f.39.(5) Hasan Ejub.Ibid f. 175. (6) Biblioteka e Mekës.(7)Hasan Ejub, f.175.(8) Po aty, f.176.(9) Po aty.(10) Amër Halid, f.148. (11)Po aty, f.149.



Sedat Islami

# Monoteizmi

**Besimtarë të nderuar!**
Karvani ynë me robërit e sinqertë të Allahut të Madhëruar vazhdon. Përshkrimi i tyre sot fokuson tiparin më të rëndësishëm, atë të besimit të pastër –monoteizmit. Allahu i Madhëruar duke ua përshkruar këtë tipar, respektivisht duke i zhveshur nga e kundërta e tij, thotë: "Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin zot tjetër..." El-Furkan, 68.Të këtillë janë besimtarët e sinqertë. Ata kanë të stolisur, krahas anës së jashtme me të cilën synoj sjelljet dhe moralin, edhe shpirtin. Ata, vërtetë janë të sinqertë, ngase burim i këtij sinqeriteti është shpirti, në të cilin ka zënë vend besimi i pastër në Allahun e Madhëruar. Se sa është e rëndësishme kjo cilësi dhe cili është roli i saj në botën e të sinqertëve, do të mësojmë në vijim, por më parë, do të doja të ndalemi në një pikë që ia vlen të diskutohet në fillim të kësaj ligjërate: Përse kjo cilësi, pra monoteizmi, që absolutisht është më e rëndësishmja në Islam, në këtë renditje kur'anore nuk erdhi e para? Ku qëndron sekreti dhe cila është urtësia? Duke qenë se është pjesë esenciale e kredos islame se Allahu nuk harron e aq më pak të gabojë, atëherë sigurisht se në këtë janë fshehur urtësi, rezymenë e të cilave do ta sjellim para jush:

a. Ekziston mundësia që cilësitë e përmendura më parë të jenë pjesë e personalitetit edhe të ndonjë jomyslimani. Mund të gjesh ithtarë të feve tjera, të cilët janë modest, janë të butë, luten shumë sipas parimeve të fesë së tyre, frikësohen nga Xhehennemi, janë të kujdesshëm në shpenzime, por që besimin e pastër në Allahun nuk e kanë. Nga këtu, përmendja e kësaj cilësie vjen për të tërhequr vërejtjen se mungesa e besimit të pastër zhvleftëson çdo tipar tjetër.

b. Përvetësimit të tipareve i është dhënë përparësi ndaj zhveshjes nga cilësitë e urryera, jo si zakonisht[1], për shkak se për tematikën që flitet, pra për robërinë e përkryer ndaj Allahut, dhënia përparësi përvetësimit të tipareve ndaj zhveshjes prej të këqijave është më e përshtatshme[2].

c. Janë përmendur këto cilësi në këtë ajet kur'anor[3] (besimi i pastër, largimi nga vrasja e njerëzve dhe prostitucioni), për t'ua bërë me dije popullit të tyre, pra fjala është për idhujtarët arabë të asaj kohe, se besimtarët e sinqertë janë të zhveshura nga cilësitë më të cilat shquheshin më së shumti ata idhujtaria, vrasja dhe prostitucioni[4].

**Vëllezër të nderuar!**

Se sa është i rëndësishëm monoteizmi flasin qartë edhe faktet që dëshmojnë se prioritet i parë i misioneve të të gjithë profetëve ka qenë thirrja në të. Madje ka qenë edhe moto e tyre. Allahu në Kur'anin Famëlartë thotë: "Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se: Nuk ka zot tjetër përveç Meje, pra më adhuroni!" El-Enbija, 25. "Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'u thonë: "Adhuroni vetëm Allahun, e largojuni djajve (adhurimit të tyre)!" Por, pati nga ata që Allahu e udhëzoi dhe pati nga ata që ishte i gjykuar me humbje, pra udhëtoni nëpër botë dhe shihni se si ishte fundi i gënjeshtarëve?" en-Nahl, 36. Nga këtu, nuk është çudi të hasësh në Kur'an shumë ajete tek aprovojnë Monoteizmin sikur që nuk është çudi të vëresh Muhamed Mustafanë, a.s.,të ketë kaluar shumicën e kohës si profet duke thirrur dhe aprovuar këtë parim, sidomos në periudhën mekase, e cila njihet si epoka e çrrënjosjes se idhujtarisë. Allahu shpalli platformën e re dhe të vetme që në raport me Të duhet besuar: "Thuaj: Ai, All-llahu është Një! All-llahu është Ai që çdo krijesë i drejtohet (i mbështetet) për çdo nevojë. As s'ka lindur kë, as nuk është i lindur. Dhe Atij askush nuk i është i barabartë." El-Ihlas.

### MONOTEIZMI ZGJIDHJE PROBLEMESH

Njeriu, si shkak i mungesës së besimit dhe lidhjes së duhur me Allahun, shpeshherë përfundon në udhëkryqe, të cilat janë me fatalitet për të. Duke mos ditur drejtimin, ai bie viktimë e depresionit, mërzisë, pesimizmit, dhe jo rrallë na bie të dëgjojmë se filani u var, tjetri bëri vetëvrasje, i treti kërceu nga lart, etj. Sikur ta lexonin këtë ajet shpresëdhënës dhe të shfletonin urtësitë e tij mbase do ta kishin dashur jetën. Kjo për faktin se shkaku i zbritjes së këtij ajeti është për t'i dhënë fund këtyre marrëzive. Buhariu, Muslimi, Ebu Davudi dhe Nesaiu transmetojnë nga Ibni Abbasi, i cili rrëfen se disa idhujtarë erdhën tek Pejgamberi, a.s., dhe duke qenë se kishin mbytur shumë njerëz, pyetën e thanë: Vërtetë, kjo në të cilën po thërret është e mirë po sikur të na tregoje se a ka shpagim për atë që kemi bërë? Atëherë Allahu i Madhëruar e shpalli këtë ajet: "Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin zot tjetër..." El-Furkan, 68, si dhe ajetin tjetër: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse vërtetë Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!" ez-Zumer, 53. Mbase mund të ketë qenë një nga mbështetjet e Ibni Tejmijes ky fakt përse deklaroi: "Zemrat nuk do të mund ta arrijnë gëzimin dhe kënaqësinë e plotë përveçse me dashurinë për Allahun dhe afrimin tek Ai me gjërat që i do. E kjo dashuri nuk mund të realizohet pa u larguar paraprakisht nga çdo i dashur tjetër. Kjo është e vërteta e La ilahe il-la Allah, dhe kjo është feja e Ibrahimit, a.s.[5]" Ndërsa nxënësi i tij, Ibnu'l Kajjim, në Zadu'l Mead, deklaron se "Monoteizmi është shkaku më i rëndësishëm i zemërgjerësisë! "Pra, kthejuni Islamit, pendohuni dhe vazhdoni jetën sipas tij, ngase mëkatet tuaja të kaluara, falen.Kjo, siç po vëren -vëlla i nderuar- kushtëzohet me një model të ri jetese, dhe mu për këtë: Monoteizmi është program jete.

Shërimi nga sëmundjet e besëtytnisë, depresionit, pesimizmit, arrihet vetëm nëse njeriu iu përmbahet udhëzimeve të Islamit. Hadithi që përmendëm pak më parë parashtron këtë kërkesë. Ata që kërkuan zgjidhje nga Muhamedi, a.s., morën këtë përgjigje: Allahu ua falë mëkatet, ua hap rrugët, ua largon problemet shpirtërore me kusht që trendi i jetës të ndërrojë: të mos i bëni shok Allahut, të mos vrani njerëzit, të mos bëni prostitucion. Me një fjalë, jeta juaj, nga A-ja deri në Zh-ë, duhet të jetë vetëm për Allahun. "Thuaj: "Namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime janë thjesht për Allahun, Zotin e botëve." El-En'amë, 162.

**Vëllezër të nderuar!**

Tash që mësuam diç për rëndësinë e Monoteizmit na mbetet të mësojmë edhe për rrezikun e politeizmit. Ndoshta do të mjaftonte vetëm dënimi i përmendur në këtë kaptinë kur'anore prej së cilës jemi duke vjelë këto tipare. "Edhe ata që pos Allahut, nuk lusin zot tjetër dhe nuk mbysin njeriun që e ka ndaluar Allahu, por vetëm kur e meriton në bazë të drejtësisë, dhe që nuk bëjnë kurvëri, ndërsa kush i punon këto, ai gjen ndëshkimin. Atij i dyfishohet dënimi ditën e kijametit dhe aty mbetet i përbuzur përgjithmonë." El-Furkan, 68-69. Idhujtaria kategorizohet si mëkati i vetëm që pa pendim Allahu nuk e fal. "S'ka dyshim se Allahu nuk falë (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt do. Kush përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh."en-Nisa, 48. Përderisa monoteizmi paraqet strumbullarin e jetës, tek i cili drejtohen dhe prej të cilit merren direktivat e jetës, politeizmi nënkupton plotësisht të kundërtën: konfuzionin, hamendjen, mëdyshjen, humbjen. Allahu sjell shembull për këtë në Kur'an e thotë: "Allahu solli një shembull: Një njeri (rob) në posedimin e të cilit ishin ortakë pa marrëveshje mes vete dhe një njeri (rob) që është thjesht në posedimin e një njeriu. A janë ata të dy të një lloji (të një gjendjeje)? Lavdërimi i takon vetëm Allahut, por ç'bën shumica e tyre nuk e dinë."

(ez-Zumer, 29) Një njeri që adhuron vetëm një Zot, që është Zoti i qiejve dhe tokës dhe çdo gjëje ndërmjet tyre e në to, ka vetëm një detyrë: atë të përmbushjes së obligimeve ndaj këtij Zoti. Ndërsa ai që ka shumë zota, si do t'iu përgjigjet atyre?! Urdhrat e cilit do t'i kryen së pari?! Pra, konfuzion. Kësisoj është politeizmi. Politeizmi paraqet edhe budallallëkun e njerëzve. Si e lut atë që nuk mund t'i bëj dobi as vetes. "Kush është më i humbur se ai që pos Allahut lut diç që nuk i përgjigjet atij deri në kijamet, pse ata (që luten) janë



gafilë ndaj lutjes së tyre. E kur do të tubohen njerëzit, ata (zotat e tyre) do të jenë armiq të tyre (të adhuruesve) dhe do ta mohojnë adhurimin e tyre (të idhujtarëve)." (El-Ahkaf, 5-6) Politeizmi në raport me veprat është identik me një armë biologjike të shkatërrimit në masë. Mu për këtë, shprehjet kur'anore për dëmin e politeizmit gjithnjë kanë qenë të frikshme:"...Kush përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar një mëkat të madh." (en-Nisa, 48) "...Ai që i përshkruan shok Allahut, ai ka humbur dhe bërë një largim të madh (prej të vërtetës)." en-Nisa, 116.; "...e kush i përshkruan shok Allahut, ai është sikur të bie nga qielli e ta rrëmbejë shpendi, ose si ai të cilin e gjuan era e stuhishme në ndonjë vend të humbur."(El-Haxh, 31) "... sepse idhujtaria është padrejtësi më e madhe!" Lukman, 13.; "...E sikur t'i përshkruajnë shok Zotit (edhe ndonjë nga këta) kishte për t'iu shkuar huq ajo që kanë vepruar." (El-En'am, 88). "...sepse ai që i përshkruan Zotit shok, Allahu ia ka ndaluar (ia ka bërë haram) atij xhenetin dhe vendi i tij është zjarri..." (El-Maide, 72)

## PËRMBYLLJE

**Besimtarë të nderuar!**

Do të doja që përmbylljen e kësaj hutbeje ta bëj me një mësim që e morëm nga një tipar paraprak i robërve të Allahut, respektivisht i asaj të frikës nga Xhehennemi: jeta ndërmjet frikës dhe shpresës. Muhamedi, a.s., siç transmeton Theubani, në një hadith të gjatë, ndër tjera thotë: "...dhe Kiameti nuk do të ndodhë derisa fise nga ummeti im të mos iu bashkohen idhujtarëve dhe derisa fise të mos kenë adhuruar idhujt..." [6]. Keni kujdes pabesimin dhe ruajuni atij dhe çdo forme a mënyre të tij. Le t'iu mjaftojë Allahu ndaj fallxhorëve, parashikuesve të fatit, astrologëve, varrezave – teqeve. Dijeni se askush, absolutisht, pa caktimin e Allahut nuk mund t'iu bëj as mirë dhe as keq, madje edhe nëse të gjithë bëhen tok për një gjë të tillë. Dorëzojuni Allahut dhe caktimeve të Tij ngase vetëm kështu arrijmë kënaqësinë e Tij. Kujdesuni per besimin tuaj dhe dijeni se ai që vdes me besim të pastër, ai e ka të garantuar Xhenetin. Thotë Muhamedi, alejhi's selam: "Kush e takon Allahun duke mos i shoqëruar asgjë, hyn në Xhennet" Buhariu. Dhe krejt për fund fare, preferoj që lutja e kësaj ligjërate të jetë ajo e Jusufit, a.s.:"...o Krijues i qiejve e i tokës, Ti je kujdestar imi në Dunja e në Ahiret, më bën të vdes musliman dhe më bashko me të mirë!" (Jusuf, 101).

1)Ekziston një parim, sidomos tek asketët dhe ata që merren me edukim se: "et tahlijetu kable't tahlijeti - zhveshja para stolisjes", që nënkupton zhveshjen nga cilësitë e urryera para përvetësimit të cilësive të lëvduara, ose pastrimin e brendshëm-shpirtëror para sjelljeve të jashtme.(2)Shih për më gjerësisht: Ruhu'l meani fi tefsiri'l Kur'ani'l Adhim ve's Seb'i'l Methani, Alusi, www.altafsir.com (3)El-Furkan, 68(4)Shih më shumë: Et Tahriru ve't Tenvir, Ibn Ashur, www..altafsir.com(5)http://almoslim.net (6)Transmeton Ebu Davudi ndërsa Albani e ka cilësuar autentik.




Mr. Agron Islami

# Rëndësia e Arkivit dhe Defterët tek osmanlinjtë

Duke qenë se Perandoria Osmane ishte një formacion politik me interesa botërore, ajo nuk do ta kishte të mundur të mbahej gjatë në jetë pa pasur një sistem shumë efikas; e për pasojë, ajo la pas një fond shumë të madh dokumentacioni, i cili tani është lënda e parë për hulumtuesin që dëshiron të mësojë të vërtetat e shekujve të kaluar, ose thënë më saktë, historinë 550-vjeçare. Për shkak se shkrimet e shkruara shqip u zbuluan mjaft vonë, defterët osmanë, dhe sidomos defterët Tahrir (Tahrir Defterleri), na ofrojnë argumente mbi toponiminë shqiptare, që janë më të hershme se Meshari i Gjon Buzukut dhe librat e tjerë të shkruar në gjuhën shqipe, që janë të një rëndësie të veçantë për studimin e gjuhës shqipe.

Në të njëjten kohë ata na ofrojnë edhe një dëshmi më shumë për autoktoninë shqiptaro-ilire në Ballkan. Pra, leximi dhe studimi i këtyre dokumenteve e defterëve ofron njohuri të detajuara për popullin dhe të kaluarën tonë 5-shekullore. Kur them të detajuar, kam parasysh faktin se administrata e letrave-dokumenteve osmane ishte mjaft moderne, madje mund të thuhet se nuk dallon fare nga administratat bashkëkohore, sepse çdo dokument është i shkruar në detaje dhe në fund, medoemos, mban datën dhe vendin e lëshimit. Në lidhje me këtë, duhet theksuar se në një pjesë të mirë të dokumenteve osmane, kur bëhet përshkrimi i një të akuzuari apo ndonjë rasti të ngjashëm, ajo që të bie në sy, është se jepen edhe tiparet e dukjes së tij, p.sh. për gjatësinë, ngjyrën e syve, hundë e tij - e gjatë apo e shkurtër, dhe gjëra të ngjashme.

## DEFTERËT JANË RUAJTUR NË VENDE TË VEÇANTA, NDËSHKOHEJ ÇDO DËMTIM I TYRE

Arkivat e Stambollit dhe të Turqisë, tani janë të njohura për pasurinë e dokumenteve të trashëguara nga Perandoria Osmane. Meqë e kaluara, apo e verteta historike e më se 19 shteteve Arabe, 12 Ballkanase e Evropiane dhe 3 Kaukaziane, është e lidhur ngushtë me hulumtimin dhe hulumtuesin e Arkivave të Turqisë. Sot Arkivat Turke, dhe disomos ai i Stambollit, e njohur si ''Başbakanlık Osmanlı Arşivi'', frekuentohen nga hulumtues nga e gjithë bota dhe qëllim i vetëm është njohja me ngjarjet historike gjatë periudhës pesëshekullore të Perandorisë Osmane. Në këtë punim modest, do të paraqes fakte për rëndësinë që kishte arkivi dhe arkivimi i dokumentacionit tek osmanlinjtë dhe do të jap të dhëna të shkurtra për disa nga defterët dhe dokumentet e rëndësishme që gjenden në Arkivin e Stambollit e që janë shumë të rëndësishme për hulumtuesin shqiptar. Perandoria Osmane i jepte shumë rëndësi çështjes së ruajtjes së dokumentacionit, sidomos të atij diplomatik. Në lidhje me këtë, ekziston një ferman i lëshuar nga sulltan Mustafa III (1757-1774), i cili kërkonte që defterët të ruheshin në sëndukë të veçanta dhe, nëse eventualisht humbte ose demtohej vetëm një fletë e vetme (e tyre), pergjegjësi do të dënohej. Ndërkaq, gjatë sundimit të sulltan Abdulmexhidit (1839-1861), për herë të parë ndërtesa ku ruheshin dokumentet dhe letrat e rëndësishme, u emërtua ''hazîne-i Evrâk - Thesar i letrave- dokumenteve'', kurse mbikëqyrësin e atyre letrave, e quanin ''Hazîne-i evrâk Nâzırı - Ministër i thesarit të letrave''. Se sa i kushtohej rëndësi ruajtjes së dokumenteve dhe letrave në Perandorinë Osmane, mund të shihet nga fakti se gjatë Luftës së Parë Botërore, qysh në fillim të vitit 1915, nga Stambolli për në qytetin e Konjas u dërguan më se 208 sëndukë të mbushur me dokumente të rëndësishme, për shkak se asokohe qyteti i Konjas ishte më i sigurt se Stanbolli. Me atë rast, nga i pari i Konjës ishte kërkua që ata sëndukë të ruheshin me një kujdes të shtuar nga zjarret e mundshme, në të njëjtën kohë u dha urdhër që të mos tentonte askush që t'i hapte ata. Pas një viti, atëherëë kur gjendja në Stamboll ishte e qetë dhe nuk kanosej ndonjë rrezik nga jashtë, ata sëndukë u dërguan me tren, prapë në Stamboll. Në fillim të shek. XIV qenë shfaqur defterët e parë të shkruar në Perandorinë Osmane. P.sh. nga defterët më të vjetër është ai i regjistrimit të tokës, i cili mban vitin 835 h. (1432 m.), ndërsa në shek. XVI shkruhen defterë nga këshilli i Divan-i Humayun, si: Myhimme, ryûs, tahvîl, Muhesebe, mukatta', rüznamçe, dhe të ngjashme. Ndërsa nga shek. XVII gjejmë edhe defterët e Ankesave dhe defterë të fushave të tjera, numri i llojeve të të cilëve, vetëm në Arkivin e Stambollit është përafërsisht 300.000. Duhet pasur parasysh se këtu nuk janë futur defterët e shkruara nga ana e kadinjve, që gjenden nëpër krahina të njohura si kaza.

## DISA NGA LLOJET E DEFTERËVE OSMANË

Me fjalën defter nënkuptojmë fletoret ose regjistrat ku shkruheshin të gjitha ngjarjet e rëndësishme ditore, javore e vjetore të Perandorisë. Defteri osman, për nga forma, i ngjante fletores së sotme. Ai kishte madhësinë e fletës A3, thyhej në mes aq sa emini a kadiu mund ta fusnin xhepin e xhybes - mantelit të tij. Ashtu siç u tha edhe më lart, llojet e defterëve janë të shumta dhe nga më të ndryshmet dhe në ta përfshihen të gjitha fushat e jetës, siç janë: defterët e marrëveshjeve me shtete të ndryshme, defterët e rrogave, lejekalimit të anijeve nëpër limane, të tatimeve, regjistrimit të popullatës, kishave dhe manastireve, doganave dhe shumë të tjera, që nuk do t'i përmendim këtu.

## DEFTERËT TAHRIR TAHRÎR DEFTERLERI

Pas marrjes nën kontroll të një vendi, pushteti instalonte sistemin qeverisës aty. Puna e parë që bëhej, ishte dergimi i një zyrtari që quhej Emin, i cili kishte për detyrë të bënte regjistrimin dhe të ardhurat e popullatës aty. Kështu veprohej në çdo sanxhak (krahinë). Per shkak të shtimit (natalitetit) të popullsisë, regjistrimi i popullatës bëhej çdo 10-20 apo edhe 30 vjet. Është me rëndësi të theksohet se defteri më i vjetër i tahririt është ai i vitit 835 sipas kalendarit mysliman apo hixhretit (1432 sipas kalendarit gregorian), i cili i dedikohej regjistrimit të popullatës së Shqipërisë[1].Hulumtimi i këtyre defterëve na mundëson të njihemi me saktësi me toponiminë, demografinë, jetën sociale dhe të ardhurat bazë të popullatës së caktuar.









## DEFTERËT MYHIMME
## MÜHIMME DEFTERLERI

Në këta defterë ruheshin të gjitha vendimet e marra në mbledhjet a seancat e Divanit osman, ku merrte pjesë burokracia më e lartë e Perandorisë. Në arkiv gjenden më se 266 defterë të këtij lloji. Nga këta defterë mund të njihemi me gjendjen politike, ekonomike, kulturore, sociale, dhe në veçanti me mënyrën e funksionimit të administratës osmane në periudha të caktuara.

## DEFTERËT AJNIJAT
## AYNIYÂT DEFTERLERI

Në këta defterë ruheshin të gjitha shkresat e dala nga Kryeministria (Sadriazemllëku). Defterët janë të ndarë sipas temave, e numri i tyre është më se 1717. Hulumtimi i tyre na mundëson të njihemi me politikën e brendshme dhe të jashtme kryeministrore osmane.

## DEFTERËT TEMETTUAT
## TEMETTUÂT DEFTERLERI

Defterët Temettuat, i dedikohen tatimit vjetor që paguanin klasa e tregtarëve dhe zejtarëve. Në këta defterë regjistrohej e gjithë pasuria e qytetarëve osmanë nëpër fshatra dhe qytete, duke përfshirë arat, bagëtitë, prodhimtarinë e të tjera. Hulumtimi i defterëve të këtij lloji na mundëson të njihemi me bujqësinë dhe zhvillimin ekonomik në periudha të caktuara.

## DEFTERËT E XHIZJES
## CIZYE DEFTERLERI

Xhizja ishte një tatim që merrej nga çdo mashkull jomysliman. Me dhënien e këtij tatimi, komuniteti jomysliman, përveç sigurimit të jetës dhe pasurisë së tyre nga Perandoria, ata nuk detyroheshin të merrnin pjesë në luftërat e Perandorisë, për se komuniteti mysliman ishte i detyruueshëm.

## SHERIJET (REGJISTRAT E KADIUT)
## ŞER'IYYE SICILLERI

Şer'iyye sicilleri, janë regjistrat që shkruheshin nga kadiu osman, që ishte njëkohësisht edhe përfaqësues i kazasë, një detyrë sikur është sot e kryetarit të komunës. Kadiu osman drejtonte të gjitha çështjet e jurisdiksionit islam në kaza, që nënkupton se mbikqyrte dhe merrte vendime për të gjitha mosmarrëveshjet e mundshme në mes qytetarëve; ai mbikëqyrte edhe kontratat e shitblerjes, bënte kurorëzime, ruante pasurinë e fëmijëve që mbeteshin

pa prindër në moshë të re dhe, kur ata arrinin moshën e pjekurisë, ua ndante pasurinë në pjesë të barabarta, përkujdesej për çmimet e artikujve në tregje etj.. Hulumtimit të defterëve të kadiut i jep vlerë të veçantë fakti se në këta defterë janë të regjistruar edhe fermanët, buyuruldut, beratet, tezkiret, fetfatë dhe urdhra e kërkesa që vinin nga burokracia osmane e që i dedikoheshin popullit (ligjet për ndalimin e shitjes së alkoolit, duhanit etj..) dhe klasës udhëheqëse në atë kaza. Kadiu ishte i obliguar të raportonte në qendër (Stamboll) për kushtet klimatike dhe, për pasojë, nga këta regjistra mund të mësojmë se kur kishte rënë bora e parë në kazanë e caktuar, kur kishin rënë zjarre. Aty ruheshin informacione edhe për kuadrot e reja të angazhuara në kaza. Pra, për të shkruar historinë e detajiuar të qytetit osman, burimi i parë që duhet marrë parasysh, pa dyshim janë regjistrat e kadiut osman. Fatkeqësisht, sherijet apo regjistrat e kadinjve të Kosovës deri më tani nuk e dimë se ku ruhen.

## DEFTERËT TANZIMAT-I HAJRIJJE TANZIMAT-I HAYRIYYE DEFTERLERI

Janë defterët e ruajtur pas vitit të reformës së vitit 1839 (3 nëntor). Temat e këtyre defterëve kanë të bëjnë me reformën ekonomike në mes viteve 1840-1858 në Anadoll dhe në Ballkan (Rumeli).

## DEFTERËT SICILL-I AHVÂL SICILL-I AHVÂL DEFTERLERI

Këta defterë janë shkruar gjatë sulltanatit të Abdulhamitit të Dytë, respektivisht në vitin 1878. Në këta defterë mund të hulumtohen biografitë e shkurtra të 92.000 punonjësve në administratën e drejtësisë dhe ekonomisë në mes viteve 1879-1909. Këtu mund të mësojmë emrin, mbiemrin, emrin e babait, sojin, ditën e fillimit të punës, shkallën e arsimimit, sukseset dhe përkatësinë fetare të punonjësit.

## GAZETAT

Pa dyshim, për hulumtimin e periudhave të caktuara, një burim të rëndësishëm përbën shtypi i ditës. Në perandorinë Osmane, shtypi mori hov gatë sundimit të Mahmudit II (1808-1839), kurse më 1 nëntor 1831 kishte dalë gazeta e parë zyrtare e Perandorisë që quhej Takvim-i vekayi (Kalendari i ndodhive), e cila në vitin 1922 mori emrin Ceride-i Resmiye (defter-fletore zyrtare), ndërsa në vitin 1928 emrin T. C. Resmi Gazete (Gazeta zyrtare e Republikës së Turqisë). Vetë emri i gazetës si një organ i Perandorisë dhe shtetit të ri turk, domethënë që në të mund njihemi me reformat shtetërore dhe periudhën e transicionit nga Perandoria në Shtet parlamentar. Në



këtë periudhë u shfaqën edhe gazeta private. P.sh. në vitet 1840-1864 dilte gazeta Ceride-i Havadis (fletore e ngjarjeve), të cilën e botonte Uiliam Çërçill (Churchill); në vitet 1860-1866: Tercüman-ı Ahvâl (Përkthimi i ngjarjeve), botuar nga Agah Efendiu; në 1862-1870 Tasvir-i Efkâr (Përfytyrim mendimesh), botuar nga Shinasi Efendiu. Po ashtu pati edhe gazeta të botuara nga Këshilli i Osmanlinjve të rinj, si: Muhbir (1867-1869), botuar në Londër, Ulûm (1869), Paris, Hürriyet (1868-1870), Londër , İnkılâb (1870-187l), Gjenevë, dhe gazeta İbret (1870-1873). Ndërkaq (gjatë viteve 1876-1908), që është e njohur si periudha e Meshrutijetit të parë, dilte gazeta Sabah (1875-1922), pastaj Tercüman-ı Hakikat (1878-1920), botuar nga Ahmet Mithat Efendiu, İkdam Gazetesi (1894-1926), botuar nga Ahmed Cevdet Efendiu.

## SALNAMETË

Salnamet ose Vjetarët, përmbajnë të dhënat vjetore në fusha të ndryshme, si: administratë, biografi,



shkencë, ekonomi, kulturë etj.. Në terminologjinë osmane janë të njohura si "Salnâme-i Devlet-i Aliyye-i Osmaniyye". Me kërkesën e Mustafa Reshid pashës në vitin 1874, nga Ahmet Vefik pasha dhe ndihmësit e tij (Abdullah Efendi Zade dhe Ahmed Cevdet pasha) u përgatit Salnameja e parë me këtë emërtim. Në fillim Salnameja kishte afërsisht 100 faqe, por me kalimin e kohës, ajo ndryshoi edhe për nga madhësia po dhe numri i faqeve, arrinte deri në 1000. Ishte botuar për plot 75 vjet rresht (1847-1922). Më vonë u shfaqën salnametë e vilajeteve. Salnameja e vilajetit të Bosnjës, e botuar më 1866, ishte nga të parat të këtij lloji, kurse e fundit ishte ajo e Sanxhakut të Mustakil Bolu-s e vitit 1918. Në salnametë e vilajeteve përshkruheshin në mënyrë të detajuar administrata e vilajetit, listat e puntorëve, emrat e vendeve, gjendja ekonomike, demografia, shkollat, bibliotekat dhe shumë të dhëna të rëndësishme për hulumtuesin. Gjuha e salnameve ishte turqisht-arabisht, turqisht-rumanisht, turqisht-boshnjakisht, po kishte edhe vetëm në gjuhën arabe. Ndër salnametë më të pasura për nga të dhënat, është ajo e Selanikut.

Salnâme-i Askerî : ishte botuar plot 14 herë dhe përmban informacione mbi organizimin e ushtrisë, postet, përgjegjësit, listën e emrave etj..

Ndërsa në Salnamenë e vitit 1872, që quhej "Rasathâne-i Amire Salnâmesi", mund të gjejmë të dhëna për kalendarët, detarinë, ndryshimet e motit dhe sistemin metrik.

Ilmiye Salnamesi ishte botuar më 1916 dhe aty gjejmë të dhëna për klasën e shkolluar, dijetarët islamë dhe fetfatë e tyre.

Rüsûmât Salnâmesi, botuar më 1914 nga ana e përfaqësisë së doganës, na ofron të dhëna mbi historikun e doganës osmane, organizimin dhe të ardhurat vjetore të saj, punëtorët e doganës etj..

Salnâme-i Nezâret-i Maarif-i Umumiye ishte botuar në mes viteve 1898-1903, dhe në të gjejmë të dhëna për historikun e ministrisë së arsimit, ministrat, punëtorët, mësuesit, shkollat, bibliotekat etj.

Salnâme-i Nezâret-i Umûr-ı Hariciyye qe botuar në mes viteve 1885-1902, dhe në të gjejmë të dhëna për historikun dhe funksionimin e ministrisë së jashtme, për ministrat e jashtëm, ambasadat dhe ambasadorët etj..

Defterët dhe dokumente të tjera të administratës osmane janë një burim shumë i rëndësishëm i shkencave shoqërore. Këto dokumente të shkruara, para së gjithash,na mundësojnë të njihemi me të kaluarën tonë historike, që është një nga temat me shumë interes për historinë dhe historianët shqiptarë. Po ashtu, pasuria e emrave të vendeve dhe njerëzve që gjenden në këto dokumente, janë të një rëndësie të veçantë për kulturën, gjuhën, gjeografinë, etnologjinë, topografinë dhe albanologjinë shqiptare. Me një fjalë, hulumtimi i thesarit të fshehur mbrapa çdo shkronje osmane, është edhe një fakt më shumë për historinë e popullit shqiptar, i cili gjatë gjithë historisë së tij kontribuoi dhe bëri përpjekje për ta dëshmuar veten si individualitet dhe identitet i qytetëruar, por fatkeqësisht, kjo e vërtetë sikur heshtet edhe sot.

(1) Defter që është transkriptuar nga ana e Prof. Halil Inalcik-ut dhe është botuar më 1987, me titullin
" Sûret-i Defter-i Sancak-i Arvanid'' Aktan, Ali, Osmanli Paleografyasi ve Siyasi Yazismalari, Istanbul, 1995.(2).Arşiv Dünyası, Nr. 11, Istanbul, 2008.(3)Basbakanlik Osmanli Arsivi Rehberi, Istanbul, 2000.(4)Basgil, Ali Fuad, Esas Teskilat Hukuku Dersleri, Istanbul, 1948.(5)Çadırcı, "Musa,Tanzimat'tan Cumhuriyet'e Ülke Yönetimi", Tanzimat'tan Cumhuriyet'e Türkiye Ansiklopedisi, İstanbul.(6)Danişmend, İsmail Hami, İzahlı Osmanlı Tarihi Kronolojisi, IV, İstanbul, 1972.(7)Gencer, Ali Ihsan, " Nezaret Meclislerinin Osmanli Diplomatikasindaki Yeri ve Onemi", Tarih Boyunca Paleografya ve Diplomatik Semineri 30 Nisan-2 Mayis 1986 Bildiriler, Istanbul, Edebiyat Fakultesi Yayini, 1988.(8)Hasan Durman, Osmanli yilliklari (Salnameler ve Nevsaller), Istanbul, 1982(9)Inalcik, Halil, Suret-i Defter-i Sancak-i Arvanid, Ankara, 1987.



Sulltan Mehmet II Fatihu me Patriarkun Gennadios

Arbër Berisha

# Toleranca islame-osmane dhe të krishterët

Perandoria Osmane, një superfuqi e kohës e shtrirë në tri kontinente - Azi, Afrikë dhe Evropë, si shtet multietnik, multifetar, multi-gjuhësorë dhe kulturor, i kushtoi vëmendje të posaçme bashkëjetesës, mirëkuptimit dhe harmonisë midis nënshtetasve të saj. Fermanët e sulltanëve mendoj se janë një dëshmi e pakontestueshme, që tregon qartë se, megjithëse shteti osman ishte në pozitat e sunduesit, tregoi interesimin dhe tolerancën e duhur ndaj nënshtetasve të vet të besimit jomyslimanë, konkretisht ndaj të krishterëve. Kjo politikë pati zanafillën që kur sulltan Mehmeti II, sapo çliroi Konsantinopojën, i njohu Patrikanës Ortodokse pavarësinë dhe lirinë e ushtrimit të riteve fetare. Pas rënies së Konstantinopojës, nga vendet përreth kishin

shkuar shumë të deleguar për të përgëzuar Mehmetin II për fitoren. Paska shkuar aty edhe patriku grek i Jerusalemit, Atanasjas me priftërinjtë, për t'i kërkuar liritë e tyre. Për këtë arsye Mehmeti II nxori një ferman, me anë të të cilit i ndalonte çdo njeriu që të përzihej në ritet, kishat dhe vendet e tyre të pelegrinazhit. Megjithëse në atë kohë Jerusalemi ishte nën sundimin e " Memlukëve ", ngaqë Patrikana e tij varej nga ajo e Konstantinopojës, ata i kërkuan ndihmë sulltanit. Mehmeti II e mbajti në këmbë këtë Patrikanë duke vendosur patrik Georges Sekolarios (Genadios) në vend të Gregorios Mammit III, i cili ishte arratisur që më 1450, para marrjes së Konstantinopojës.[1]

## OSMANLINJTË NJOHËN "MILETET"

Mehmeti II nuk u mjaftua me kaq, po në vitin 1461 solli nga Bursa në Stamboll peshkopin armen Havokim dhe e shpalli patrik të Kishës Armene dhe kështu Patrikanës Armene iu njohën të gjitha të drejtat që i ishin njohur Patrikanës Ortodokse.[2] Në arkivin osman të Stambollit gjenden rregjistra të kishës, që tregojnë për institucione jomyslimane dhe për veprimtaritë e tyre fetare e bamirëse që nga viti 1453, viti i marrjes së Konstantinopojës nga Fatihu. Osmanët njihnin tre milete kryesore, përjashtuar atë mysliman që ishte kryesori. Në fund të shekullit XV mileti më i madh i perandorisë ishte mileti i krishterë ortodoksë, që përfshinte subjektet sllave së bashku me ato greke dhe rumune. Të krishterët ortodoksë ishin ndarë në një numër patrikanash të pavarura që përpara pushtimit osman. Patrikana Bullgare ishte përqendruar në Ohër dhe Tërnovë, ajo Serbe në Pejë dhe ajo greko-ortodokse qëndronte në Konstantinopojë.

Por ritet dhe doktrina e tyre ishin pak a shumë të njëjta me përjashtim të gjuhës. Për këtë arsye Mehmeti II qe i aftë që t'i bashkonte ato nën udhëheqjen e patriarkut me tërheqjen e patriarkut të Konstandinopojës menjëherë pas invadimit, duke marrë si pasojë mbështetjen e të fundmëve për pushtetin osman. Për t'u emëruar si i tillë, Patriarku kërkohej konfirmimi nga ana e sulltanit dhe që të instalohej në post me rituale të plota bizantine, pa praninë e perandorit. Atij i jepej rangu i pashait osman me tre bishta dhe kishte të drejtë për implementimin e ligjit ortodoks ndaj ndjekësve të tij në çështjet religjioze dhe ato fetare bashkë, nga qendra e tij në lagjen e Zemerit në Stamboll.[3] Azia e Vogël kishte popullsi myslimane, po edhe popullsi të krishterë. Në Anadollinë lindore, me përjashtim të Bursës, popullsia jomyslimane ishte greke ose armene. Në provincat e Saruhanit, Ajdinit, Menteshesë, Germianit dhe Kengerisë popullsia jomyslimane ishte e paktë. Në vitet 1488-1489 popullsia e krishterë e Ajdinit përbëhej vetëm nga 576 familje, ajo e Monteskes nga 219 familje dhe ajo e Germianit nga 199 familje. Edhe më në lindje, në Hamit, ishte e njëjta situatë demografike.

## NË PJESËN TJETËR TË BREGDETIT TË MESDHEUT TË KRISHTERËT ISHIN ME PAKICË.

Edhe në sanxhakun e Ankarasë gjendja ishte njësoj, sepse regjistrimi i viteve 1488-1489 shënonte aty vetëm 824 vatra familjare në Sinop e Kastamonu, ku regjistrimi përmend vetëm 2332 vatra.

Ndërsa në perandorinë e lashtë të Trabzonit, të krishterët përbënin shumicën, në fund të shekullit XV Trabzoni dhe Rize kishin 2713 vatra familjare. Qyteti i Trabzonit kishte 186 familje armene, 957 greke, 49 gjenoveze e venedikase dhe 258 myslimane .

Ka të ngjarë që në fshatra të kishte edhe familje "llaze" ( gjeorgjiane). Në krahinën e Kajserit popullsia e krishterë ishte me prejardhje armene dhe greke. Në Tokat dhe Sivas kishte një popullsi të madhe të krishterë, por prejardhja etnike e disa komuniteteve nuk ishte fort e qartë. Regjistrimi i kryer në kohën e Mehmetit II, ka shënuar nëpër qytete disa lagje që quheshin "Rum" ose " Ermeni", por onomastika e banorëve është e çuditshme, sepse disa veta kanë një mbiemër, etimologjia e të cilit është turke. Atëherë shtrohet pyetja: Mos ka të ngjarë që termi "rum" të mos tregojë një popullsi greke dhe termi " ermeni" të mos tregojë një popullsi armene? Në rastin e parë, "rum" është quajtur një popullsi turke e krishterë ortodokse, ose një përzierje turko-greke-ortodokse, ndërsa në rastin e dytë bëhet fjalë për një përzierje armeneo-turke gregoriane. Në fillim të shekullit XVl provinca e Mardinit kishte 5782 vatra familjare myslimane, 2427 të krishtera dhe 92 hebraike. Një pjesë e popullsisë së krishterë ishte armene. Në të njëjtën kohë provinca e Bajburtit kishte 9977 vatra myslimane dhe 3775 vatra të krishtera, nga të cilat 352 gëzonin lehtësi tatimore. Edhe këtu një pjesë e popullsisë së krishterë ishte armene. Regjistrimet osmane të shek. XV tregojnë se në provincën e Karamanit, si dhe në ato të Tokatit e të Sivasit, kishte edhe turq të krishterë, sedentarë dhe endacakë. Por popullsia turke e krishterë nuk ishte karakteristike vetëm për krahinat që përmendëm. Në një numër të madh provincash të Azisë së Vogël, jetonin turq të krishterë, onomastika e të cilëve të shumtën është me prejardhje turke dhe jo arabe ose persiane. Po shtojmë me këtë rast një burim bizantin të shek. XIII, që përmban të dhëna mjaft interesante mbi popullsinë turke të krishterë të Ala Shehirit ( Filadelfia ). Mirëpo grekët, armenët dhe turqit e krishterë nuk ishin të vetmit jomyslimanë të Azisë së Vogël. Në provincën e Trabzonit, onomastika nuk ishte gjithnjë greke. Disa banorë duket se janë armenë, të tjerët janë llazë ( gjeorgjianë )[4].

(1)Grup autorësh, " Nga Perandoria Osmane në Shqipëri e shkruam historinë me tolerancë ", Dr. Nezir Bata, " U. i Tiranës ", " Fermanet sulltanore, dëshmi të tolerancës ndër-fetare në shtetin Osman ", Tiranë 2005, f. 66(2) Mehmet Şeker, " Anadolu'da Bir Arada Yaşama Tecrübesi ", Ankara 2000, f. 153. (3)Stanford J.Shaw "Historia e Perandorisë Osmane dhe e Turqisë moderne V.I, SH.B Jehona Study Center Tiranë 2007 f..188,189 (4) Robert Mantrani " Historia e Perandorisë Osmane ", Sh.B. " Dituria ", Tiranë 2004, f. 134-135



Nexhat Ibrahimi

# Kontributi i myslimanëve në arsim dhe kulturë

## Aspekte të filleve të filozofisë dhe kulturës perëndimore në kontekstin shoqëror, politik dhe kulturor të kohës[1]

### PARAQITJA DHE SHTRIRJA E KRISHTERIMIT NË EVROPËN PERËNDIMORE

Kontaktet e para të myslimanëve me territorin e Mediteranit kanë ndodhur qysh në pjesën e dytë të shekullit VII, kurse nga fillimi i shekullit VIII ato kontakte u shndërruan në bashkëjetesë dhe bashkëpunim, që me variacione do të zgjasin deri në ditët tona. Këto kontakte e pastaj edhe jeta në fqinjësi, shtrihej nga Spanja prej vitit 710 e më pastaj, nëpër ujdhesat e Mediteranit, Sicilinë e Italinë Jugore dhe pjesët tjera në juglindje, lindje etj.. Paganizmi në fikje dhe  Krishterimi ende i brishtë, iku drejt Perëndimit dhe Veriut, i pafuqishëm për t'i bërë ballë frymës së re islame. E vetmja pikë pozitive e kësaj kohe në Perëndim, ishte prania e mbretit Charlemagne (vd. 814)[2], i cili ndihmoi shkencën e artin dhe nga kjo kohë kemi disa figura të njohura, si John Scotus Eriugeni, Alcuini etj.. Vështirësi tjetër për Perëndimin ishte edhe depërtimi avar[3] dhe sllav[4] në Ballkan, në Evropën lindore dhe natyrisht në trojet ilire, me tendenca për t'u shtrirë në tërë Perëndimin. Numri më i madh i tyre (avarëve dhe sllavëve), me kalimin e kohës, do të krishteroheshin. Mirëpo, këto ndryshime do të ishin të pavlefshme apo të zbehta, sikur të mos shfaqej Islami, i cili do ta ringjallte tërë këtë territor të gjerë, do ta dinamizonte dhe, për shumë shekuj, do t'u jepte vulën zhvillimeve me ndikime deri në ditët tona,[5]. Megjithëkëtë, ardhja e Islamit në Evropë nuk çrrënjosi dhe as asimiloi Evropën e Krishterimin.[6] Historiani Henri Pirenne thotë: "Islami ka prishur unitetin e pellgut të Mesdheut, që pushtimi gjermanik nuk kishte mundur ta shkatërronte. Kjo është ngjarja më madhore e historisë së Evropës, që prej Luftërave punike. Ajo shënon fundin e Lashtësisë dhe, në çastin kur Evropa po shpejtonte të bëhej bizantine, fillimin e Mesjetës ." Marrjen e territoreve deri atëherë evropiane nga myslimanët, disa e quajtën "kohë e artë". Përse kështu? Mendoj se kalimthi duhen analizuar arsyet përse prania e myslimanëve të quhej e artë, edhe pse do të duhej quajtur okupim, pushtim etj..

### TRANSMETIMI I TRADITËS ISLAME

Transmetimi i traditës dhe shkencës islame, në fazën e parë nëpërmjet përkthimit, e më vonë edhe me vepra origjinale, tradita perëndimore filozofike

dhe shkencore mori hovin vendimtar. Këtë e kanë vërejtur edhe perëndimorët, duke thënë se "absorbimi i filozofisë aristoteliane nga ana e shkencëtarëve latinë është shumë i lidhur me zbulimin e tyre të mendimit arab." Me rënien në dorë të të krishterëve, të dy qyteteve me traditë të pasur myslimane, të Toledos dhe Saragosës, në 1085 dhe 1118, dhe me rënien e Sicilisë më 1091, shumë, pothuaj, të gjitha dorëshkrimet, ranë në duar të pushtuesve evropianë. Edhe pse deri atëherë evropianët kishin një qëndrim anti-shkencë, ata shpejt ndërruan bindje. U dhanë pas leximit dhe pastaj edhe pas përkthimit të trashëgimisë greke në gjuhën arabe, apo edhe trashëgiminë myslimane origjinale. Nga ata që u dalluan në këtë angazhim, është Raymond de Sauvetat, kryeipeshkv në Toledo në periudhën 1126-1151. Përveç Spanjës, ku u shquan qytetet Barcelona, Pamplona, Segovia dhe Leon, në këtë angazhim u dalluan edhe shtetet e Mesdheut, pastaj Sicilia, respektivisht qytet-shtetet që ranë në duar të tyre kohët e fundit. Nga ata që u dalluan është Herman Dalmatini, Robert Ketenezhani dhe Rodolphusi nga Brizhi, i cili ishte nxënës i Hermanit. Interesimi më i madh ishte për filozofinë (felasifa), kurse qendra kryesore ishte Toledo. Këtu vepronin dy grupe njerëzish, njëri me Dominicus Gundisalvus-in në krye, dhe i dyti me Gerardusin nga Kremona në krye. "Kështu në fund të shekullit XII Evropa ... ka mundur ta lexojë El-Kindiun, El-Farabiun, Ibn Sinain, madje edhe El-Gazaliun." Ndikimi i filozofëve myslimanë dhe i veprave të tyre ishte shumëpërmasash, dhe sidomos në fushën e filozofisë, klasifikimin e shkencave etj. Kjo ishte forma e organizuar dhe e sistemuar e studimeve myslimane nga ana evropiane, sepse kontaktet e ndërsjella dhe mësimet e tyre i kemi edhe më herët, por në nivel primitiv dhe të paorganizuar.

## INSTITUCIONET ARSIMORE

Kontakti dhe fërkimi i Perëndimit me traditën myslimane dhe përkthimi i saj rezultuan edhe me shfaqjen e institucioneve të para arsimore e kulturore. Duket se në këtë rrafsh prinë Universiteti i Oksfordit (Oxford, 1190) dhe ai i Kembrixhit (Cambridg, 1209). Së pari studiohej matematika e astronomia, pastaj edhe filozofia, por edhe algjebra e gjeometria, mjekësia e Ibn Sinait. Në këtë angazhim u dallua mjaft edhe Universiteti i Parisit (1215). Me këtë institucion janë të lidhura personalitetet më të njohura, si: Toma Akuini, Roger Bacon, Sent Bonaventure dhe Duns Scotus. Ata lanë gjurmë të thella në shekujt vijues. Më vonë, më 1257, do të themelohej edhe Sorbona. Në atë periudhë e kemi edhe Universitetin e Bolonjës në Itali. Këto lëvizje intelektuale rezultuan edhe me ngjarje në rrafshin politik. Monarkët anglezë dhe francezë triumfuan kundrejt Papatit. Po ashtu ndikuan edhe në formimin e disa shteteve të reja nacionale. Kjo ngritje e Perëndimit dhe rënia përfundimtare e myslimanëve në Spanjë, më 1492, ndikoi edhe në angazhimet e reja të Perëndimit. Këto ishin pushtimet e vendeve të reja, si zbulimi i Amerikës, zbulimi i rrugëve të reja detare si ajo për Indi etj.. Izolimi i Evropës kundrejt botës myslimane e bën Evropën të varfër, shterpe e fanatike dhe hapja e saj për Evropën ishte rruga e zhvillimit ekonomik, por dalëngadalë edhe e fushave të tjera, për të vazhduar deri në ditët e sotme. Këto pushtime bëheshin, si për nevoja politike, fetare, kulturore, ashtu edhe ekonomike, siç e kemi edhe shfaqjen dhe ngritjen e merkantilizmit. Në këtë frymë, pak a shumë, kemi edhe zhvillimin filozofik dhe shkencor në Perëndim, i cili ka mbetur deri në ditët tona.

## PËRFUNDIM

Historiani me nam botëror, Gibbon, shfaqjen dhe përhapjen e Islamit i përshkruan si një nga revolucionet më të rëndësishme, që mbëltuan një frymë të re dhe të përhershme tek të gjithë popujt e botës. Ky konstatim konsiston në të dhënat shkencore, të cilat provojnë se Perëndimi i ka borxh botës myslimane, sidomos: 1. Inicimin e lëvizjes humaniste; 2. Futjen e shkencave historike; 3. Futjen e metodës shkencore; 4. U dha ndihmesë skolastikëve për ta harmonizuar filozofinë me besimin; 5. Stimulimin e misticizmit perëndimor dhe 6. Vuri bazat e rilindjes italiane dhe nëpërmjet saj edhe të mendimit modern evropian ... Pavarësisht nga përbuzjet dhe inatet, luftërat dhe konfliktet, shkëmbimi dhe respekti i ndërsjellë kristiano-mysliman, hapja dhe konkurrenca miqësore, kanë pasur për botën një dobi të pakufishme. Do të përfundojmë se "urrejtja dhe intoleranca fetare kanë qenë gjithmonë këshilltarët më të këqij të popujve, nxitja e tyre për luftë, armiku i jetës dhe përparimit."

(1)Shkrimi ka për qëllim që shkurtimisht të shtrojë disa aspekte kryesore të shfaqjes dhe shtrirjes së filozofisë dhe shkencës në Evropën Perëndimore. E gjithë kjo duke pasur parasysh faktorët politiko-shoqërorë dhe kulturor, po edhe moral. Shkrimi pretendon të shtrojë edhe pikat konvergjente që kanë dhënë cytje në shfaqjen e fenomenit të filozofisë dhe shkencës perëndimore. (2) wikipedia.org (3) Xhorxh Holms (ed.), Oksfordska istorija srednjoevropske Evrope, Beograd, 1998, sidomos f. 84 e tutje. Shih: http://hr.wikipedia.org; Ibid., 445. (4)Shih: http://hr.wikipedia.org/wiki/Slaveni. (5)Nexhat Ibrahimi, Vepra 10, Logos-A, Shkup, 2009, f. 33-81. Krhs.: John Esposito, Oksfordska historija islama, Zivinice, BH, 2005/1428 h, f. 283 e pas. (6)Islami e shpëtoi jo vetëm Evropën nga errësira intelektuale, por këtë e bëri edhe me vetë Kishën, të cilën e shpëtoi përfundimisht nga humbja e sigurt. Këtë e përshkruan kështu Singrid Hunke: "Islami e detyroi Kishën e krishterë që të pajisej, si nga ana intelektuale ashtu edhe ajo ushtarake, në mënyrë që t'i rezistonte më të rrezikshmit nga të gjithë kundërshtarët e tij." Sipas: Sigrid Hunke, Dielli i Allahut shkëlqen mbi Perëndimin,Tiranë, 2007, f. 416-417.



Dr. M. A. Qazi

# Pse fajësohet Islami?

Islami është një fe e paqes, e pranuar dhe e praktikuar nga më shumë se 1.25 miliardë njerëz në të gjithë botën. Islami është feja me rritjen më të shpejtë në botë, dhe nëse do të ishte ashtu siç pohojnë disa kritikë, atëherë pse njerëzit nga të gjitha anët e botës vazhdojnë ta përqafojnë Islamin?

## KU ËSHTË SHPATA TANI?

Në Islam, një njeri ka të drejtë të mbrojë veten e tij, familjen e tij, vendin e tij ose fqinjin (fqinjët) e tij, gjë që vërtetohet në qëndresën që po bëhet nga populli i Afganistanit, Bosnjës, Çeçenisë, Irakut, Kashmirit dhe Palestinës, ndaj sulmeve kundër tokave të tyre nga të ashtuquajturit çlirimtarë, të cilët në të vërtetë janë pushtues. Kurani i shenjtë tregon qartë se, nëse shpëtohet jeta e një njeriu, është njësoj sikur të shpëtohet i tërë njerëzimi, dhe nëse vritet një njeri, është njësoj sikur të vritet i tërë njerëzimi.Ajo çfarë po ndodh në vendet e nënshtruara islame, është një reagim i natyrshëm  ndaj okupimit, bombardimeve, vrasjeve dhe terrorizimit të civilëve të pafajshëm (fëmijëve, të moshuarve dhe grave), përdhunimeve, përveç grabitjes së pasurive, veprave antike dhe pasurive kombëtare, por, mbi të gjitha, shkatërrimit të pronave të tyre nga pushtuesit.

## TERRORI SHKAKTON TERROR!

Ne i sigurojmë ata që e godasin Islamin se, nëse nuk do të kishte pushtime në këtë botë nga pushtuesit e huaj, atëherë nuk do të kishte rezistencë - të ashtuquajtur terror.

Ne dëshirojmë që ata që e kritikojnë Islamin, të shpjegojnë veprimet në vazhdim, të cilat janë kryer nga të krishterët ndaj çifutëve, të krishterëve të tjerë dhe myslimanëve, gjatë gjithë historisë:

- Me qindra e mijëra burra, gra e fëmijë myslimanë janë vrarë nga kryqtarët, të cilët ishin të krishterë.
- Inkuizicioni i çifutëve dhe myslimanëve të Spanjës nga mbretëresha Isabela, një e krishterë.
- Miliona njerëz të vrarë nga të krishterët europianë dhe amerikanë gjatë dy luftërave botërore dhe luftërave civile.
- Mizoritë që janë kryer ndaj miliona çifutëve e të krishterëve nga Adolf Hitleri, i deklaruar si i krishterë.
- Qindra mijëra të krishterë të vrarë çdo vit nga të krishterët irlandezë, duke përfshirë britanikët dhe IRA-n, katolikët dhe protestantët, gjatë disa shekujve të kaluar. Përse ata nuk janë fajësuar si "terroristë të krishterë", ose "terroristë katolikë", ose "terroristë protestantë"?

Të dy këto grupe besojnë te Jezus Krishti, i cili u tha atyre që të kthejnë faqen tjetër, dhe të dy grupet besojnë në të njëjtin Zot, i Cili i këshillon: "Ju nuk duhet të vrisni."

- Timothy McVeigh, i cili bombardoi Ndërtesën Federale Murrah në qytetin e Oklahomës, në Shtetet e Bashkuara të Amerikës, ishte katolik. A janë terroristë të gjithë të krishterët? Për më shumë se 60 vjet, sionistët janë përfshirë në mënyrë aktive në gjenocidin ndaj një kombi të tërë, duke vrarë një numër të madh myslimanësh në territoret e pushtuara të Palestinës, sipas të dhënave ditore me mitraloza, raketa nga helikopterët, me tanke dhe bomba nga avionët F16, nën mbikëqyrjen e vendeve perëndimore, të ashtuquajtur mbrojtës të të drejtave të njeriut. Si mund ta shpjegoni këtë?Vetëm duke i etiketuar luftëtarët e lirisë si terroristë dhe duke lëshuar një tjetër holokaust ndaj palestinezëve të varfër si hakmarrje, nuk do të zhduken krimet ose faji i Hitlerit! Ku janë drejtësia, barazia, liria, dhe, mbi të gjitha, të drejtat e njeriut ndaj palestinezëve, të vdekur ose të gjallë, të përhapur nga këta përkrahës të të drejtave të njeriut? Në fund, por jo çështje më e vogël për nga rëndësia, si i shpjegoni bombardimet, vrasjet, linçimet, masakrimet dhe përdhunimet e indianëve autoktonë të Amerikës dhe robërve të zinj (afro-amerikanëve), të kryera nga të ashtuquajturit të krishterë në Shtetet e Bashkuara gjatë historisë së 200 vjetve të kaluar?

## SI ËSHTË PUNA ME ATA?

Këta që janë të mbushur urrejtje ndaj Islamit, a mund ta fajësojnë Krishterimin për veprimet e lartpërmendura çnjerëzore të kryera nga të krishterët në pjesë të ndryshme të botës që nga fillimi i tij? Nëse jo, atëherë pse ata e fajësojnë Islamin për atë që është një reagim i natyrshëm ndaj pushtimit të vendeve islame nga pushtuesit e huaj?

Më e rëndësishme është se këta popuj duhet ta dinë se të tri fetë e mëdha që rrjedhin nga Ibrahimi (Abrahami - fetë Abrahamike) - Judaizmi, Krishterimi dhe Islami - kanë një bazë të përbashkët, që është Një Zot i Plotfuqishëm."Të gjithë burrat dhe gratë janë krijuar në mënyrë të barabartë, dhe ne të gjithë jemi një popull para Zotit të Plotfuqishëm," - është një thënie e qartë sipas Kuranit të shenjtë dhe është sqaruar shumë mirë në Kushtetutën e Shteteve të Bashkuara, një nga mbrojtësit e të drejtave të njeriut.

Së fundi, por shumë me rëndësi, si vëllezër në njerëzim, ne i këshillojmë ata islamofobë të mbushur me paragjykime, që të jetojnë dhe të mësojnë historinë e Islamit dhe myslimanëve, para se ata të guxojnë të shkruajnë letërsi, artikuj dhe lajme të pakëndshme, duke përdorur jashtë kontekstit ajete nga Kurani i shenjtë dhe thënie të shtrembëruara nga thëniet e vërteta të Profetit tonë Muhammed (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), të mbushura plot urrejtje dhe hakmarrje të rrënjosura kundër Islamit dhe myslimanëve. Ne duhet të kënaqemi duke i ofruar dikujt kopje falas të Kuranit të shenjtë dhe literaturës islame në anglisht ose në ndonjë gjuhë tjetër, të cilat do t'i ndihmojnë ata që të kuptojnë të vërtetën rreth Islamit dhe myslimanëve e të çlirohen nga e gjithë urrejtja e sistemeve të tyre, me vullnetin e Zotit. Lutemi që Zoti i Plotfuqishëm t'u tregojë dritën të gjithë atyre, të cilët besojnë në një njerëzim, si fëmijët e Ademit dhe Havasë (Adamit dhe Evës), si vëllezër e motra, pa marrë parasysh se në çfarë besojnë ata. Amin! "Perëndimi e fitoi botën jo nga epërsia e ideve, vlerave apo fesë së vet, po për shkak të epërsisë së tij në zbatimin e dhunës së organizuar. Perëndimorët e harrojnë shpesh këtë fakt, ndërsa jo-perëndimorët asnjëherë."- Samuel P. Huntington (autori i librit Përplasja e Qytetërimeve).

Marrë nga faqja: http://www.sahilonline.org.Përktheu nga gjuha angleze: Ermal BEGA



Dr. Islam Hasani

# Funksionimi i sigurimeve islame dhe disa keqkuptime rreth tyre

Sigurimet islame për nga perspektiva ekonomike dhe financiare, luajnë një rol të rëndësishëm në zhvillimin ekonomik të vendit, sepse fondet që janë afatgjata në formë të kontributeve, shërbejnë për investime të cilat janë të pranuara sipas parimeve islame. Funksionimi i sigurimeve kryesisht përbëhet nga sektori komercial privat apo edhe qeveritar, duke u bazuar në parimet islame të financimit, që ndahen në: el-Tekaful, el-mudarebeh, dhe teberru'.

## 'TEKAFUL' SI BAZË PËR SIGURIMET ISLAME

'Takaful' ka kuptimin garantim apo sigurim i përbashkët.

Koncepti 'Tekaful' mbështetet në parimet e kooperimit, ndihmë e dyanshme dhe ndarje e përgjegjësisë.

Të gjitha këto parime kanë për qëllim arritjen e vlerave dhe praktikave që janë të dobishme për të gjithë.

Kontrata e sigurimit bazuar në parimet e 'El-Mudarebeh'-ut.

Si një projekt biznesi, kontrata në 'Tekaful' bëhet në konceptin e 'Mudarebeh'. Në këtë rast kompania e sigurimeve është 'Al-mudarib', që do të thotë se kompania është vetëm udhëheqëse e projektit dhe jo pronare e pasurisë, ndërsa pjesëmarrësi në sigurim është 'Sahibul-mal', që do të thotë se është njëri prej aksionarëve me ofrim të kapitalit dhe pret që në fund realizimi i fitimit të ndahet në mes tyre. Ndarja e fitimit, në konceptin e mudarebes në çdo biznes, është ndarje në mes investitorit dhe punëkryesit.

Kontrata përmban çdo detaj për rolin dhe përgjegjësitë e të dy palëve, kush bart dhe sa është përgjegjësia dhe si do të ndahet fitimi në investime dhe mbetja e fondit të pa harxhuar, për kompensimin e dëmeve.

## KONCEPTI I 'TEBERRU'

Bazuar në këtë kontratë, pjesëmarrësi pranon të japë një pjesë të shumës apo këstesh të kontributit si donacion për t'i shërbyer qëllimit të sigurimit të përbashkët në konceptin e 'Tekaful'-it.

Ndarja e profitit apo 'surplusit' në konceptin 'Mudarebeh' nga operatori i 'Tekaful'-it pasi të jenë kompletuar obligimet për ndihmë të pjesëmarrësve.

'Tekaful'- mund të shihet si një plan financiar, në të cilin një grup i njerëzve pajtohen për një pjesëmarrje që siguron asistencë financiare për pjesëmarrësit në kohën kur janë të nevojshëm.

Në esencë, funksionimi i sigurimeve islame mund të përshkruhet si një biznes që mishëron virtytin e kooperimit, ndihmës së përbashkët dhe ndarjen e përgjegjësisë ndërmjet pjesëmarrësve, për qëllime të sigurimit të përbashkët në raste fatkeqësish, duke u mbështetur në ajetin kuranor: "... Ndihmohuni në mes jush me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi..." (El Maide : 2)

## LLOJET E SIGURIMEVE

1. Family tekaful business

Siguron 'sigurimet familjare', të cilat janë kontrata afatgjata në 'Mudarebeh', përfshirë sigurimet shëndetësore dhe sigurimet pensionale. Kjo formë siguron mbështetje dhe asistencë financiare në formë beneficionesh të sigurimit në rast të vdekjes së papritur të ndonjë anëtari të sigurimit.

2. General tekaful business

Ky lloj, me të njëjtin parim, është mbështetje financiare në raste humbjesh apo dëmtimesh materiale. Sigurimi i shtëpive, automjeteve, e të tjera si këto.

## KEQKUPTIMET RRETH 'TEKAFUL'IT – SIGURIMEVE NË ISLAM

Keqkuptimi nr. 1

Sigurimi është në kundërshtim me 'Tewekulin' – mbështetjen në Allahun Fuqiplotë.

Asnjë person me veprimet e veta nuk mund ta ndryshojë Caktimin e Allahut Fuqiplotë.

Nëse një person e bën sigurimin, kjo nuk ndikon në ndodhitë e ardhshme, por njeriu është i porositur që t'i marrë të gjitha masat për mbrojtje, e nëse ndodh diçka e papritur, ai të jetë i përgatitur për ta përballuar atë.

Një njeri e kishte pyetur Muhamedin a.s.: "A duhet ta lë devenë pa e lidhur dhe të kërkoj mbrojtje nga Allahu i Lartësuar apo ta lidh (devenë)?". Pejgamberi a.s. i kishte thënë: "Lidhe devenë tënde, pastaj kërko mbrojtje nga Allahu".

Keqkuptimi nr. 2

Të gjitha sigurimet janë 'Haram' – të ndaluara

Rezoluta e Këshillit të Fikhut të Ligës Botërore Myslimane (1398 h/1978) dhe Këshilli i Fikhut i Organizatës së Konferencës Islamike (1405 h/1985) në Xhedë kanë vendosur: "...sigurimi konvencional që praktikohet aktualisht, është Haram (i ndaluar)". Kurse "...sigurimi

bashkëveprues 'Tekaful' është i lejuar dhe është plotësisht në përputhje me parimet e Sheriatit". Sigurimi konvencional është i ndaluar, sepse përmban në vete 'gharar' , 'maysir' dhe 'riba'. Në dallim nga kjo, 'Takaful' shpërndan rrezikun sipas rregullave të Sheriatit në parimet: e ndihmës reciproke, vëllazërisë, devotshmërisë dhe sjelljes etike.

Keqkuptimi nr. 3
Të gjitha sigurimet janë bixhoz, që është i ndaluar në Islam.
Rreziku mund të ndahet në: Rrezik i Vërtet dhe Rrezik Spekulativ
Rreziku i vërtetë është ai që ka mundësi të ndodhë dhe, në rast se ndodh, kompensohet apo zëvendësohet. P.sh. rreziku nga zjarri.
Rreziku spekulativ përmban mundësinë e humbjes. P.sh. ndërmarrja e biznesit të ri ose luajtja në ndonjë garë kuajsh.

Keqkuptimi nr. 4
Të gjitha kompanitë e sigurimit tentojnë maksimizimin e profitit nga pronarët.
Të gjitha kompanitë konvencionale të sigurimit synojnë maksimizimin e profitit. Këtu çdoherë ka konflikt interesash në mes pronarëve dhe atyre që janë të siguruar në kompani (aksionarëve), duke rritur çmimet dhe refuzimin e deklarimit të dëmeve.
* Qëllimi i 'Tekaful'-it është mirëqenia shoqërore dhe jo profiti. Sipas konceptit të sigurimit në 'Tekaful', surplusi (profiti) ndahet në mes pronarëve të kompanisë dhe aksionarëve duke zbritur shpenzimet që janë bërë për sigurime dhe pagesa të shpenzimeve të kompanisë.

Keqkuptimi nr. 5
Të gjitha kompanitë e 'Tekaful'-it janë të njëjta.
Praktika dëshmon së kjo nuk është e vërtetë, sepse, në varësi prej shteteve ka edhe forma të ndryshme të 'Tekaful'-it. P.sh. në Sudan është 100% 'Tabarru', në Malajzi dhe Bahrejn është forma 'Mudarabah', kurse në Arabinë Saudite forma 'Wakalah'. Secili nga këto lloje dallon në operim nga tjetri, por të gjitha janë të pranuara.

Keqkuptimi nr. 6
Sigurimet janë shpikje moderne
Sistemi 'Takaful' funksionon që prej 14 shekujsh në vendet arabe-islame, kurse sigurimet konvencionale janë një risi që i takon shekujve 17 e 18.

Keqkuptimi nr. 7
"Unë nuk kam nevojë për Sigurim – 'Tekaful'
'Takaful' na jep mundësinë e shfrytëzimit të vlerave të Islamit duke përfshirë vetëpastrimin. "...Ndihmohuni në mes jush në të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi..." (El Maide, 2). Muhamedi a.s. ka thënë: "Ai që i plotëson një vëllai ndonjë qëllim, Allahu do t'ia plotësojë atij qëllimet e tij".

**VEÇORITË KRYESORE TË SIGURIMEVE ISLAME**

a. 'Tekaful' largohet tërësisht nga kamata në çdo shkallë të biznesit të vet. As nuk pranon dhe as nuk jep me kamatë. Nuk bën ndonjë investim në bonde, depozita, apo pjesëmarrje në biznese që bartin kamatë.
b. Nuk ndërmerret ndonjë biznes në mënyrë direkte a indirekte për gjërat që janë të ndaluara sipas Sheriatit.
c. Kontrata e sigurimit tenton të jetë shumë e qartë rreth kushteve të kontratës, në mënyrë që të minimizojë injorancën dhe pasigurinë rreth kontratës.
ç. Biznesi i sigurimeve ndërmerret në konceptin e Mudarebes (partneritetit).
d. Nuk ka dënime apo humbje të pagesave, nëse dorëzohet (kthehet) polica e sigurimeve.
dh. Nominimi është i mirëseardhur për shkak të identifikimit të personit se kush do të marrë përfitimet në emër të trashëguesve. I nominuari nuk mund të marrë benefitet për përfitimin e vet.
e. Bordi i Sheriatit përcjell dhe mbikëqyr aktivitetet e kompanisë së sigurimeve, për të siguruar që çdo gjë është në përputhshmëri me ligjet e Sheriatit.
f. Kompania e sigurimeve islame, para se të bëjë shpërndarjen e saj, paguan zekat.

Dhe, në fund, mund të themi se sigurimet janë bërë një domosdoshmëri e kohës dhe kanë një rëndësi të veçantë, prandaj duhet shikuar si të bëhet, në mënyrën që është e lejuar sipas Sheriatit. Sigurimi na mundëson që ta disiplinojmë veten tonë në kursime, për vetveten tonë dhe për anëtarët e tjerë të familjes si dhe për njerëzit në nevojë. Muhamedi a.s.. ka thënë: "Ai që i largon ndonjë vështirësi një besimtari, Allahu do t'ia largojë vështirësinë në Ditën e Gjykimit".
'Tekaful' mund të jetë një mekanizëm që e zhvillon ekonominë e një vendi duke u bazuar në parimet e Sheriatit.




Mr. Samir B. Ahmeti

# GABONI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

* Emri ndërkombëtar anglisht: Gabon.
* Emri zyrtar: Gaboni.
* Sistemi i qeverisjes: Republikë.
* Sipërfaqja: 267,745 $km^2$.
* Numri i banorëve: 1.485.832 (2009).
* Dendësia: 5.5 (banorë në 1 $km^2$).
* Feja: muslimanë 12%, të krishterë 73% (pasues të kishave të ndryshme), besime vendëse 10% dhe ateistë 5%.
* Kryeqyteti: Librevil, që konsiderohet qyteti më i madh në vend.
* Qytetet e tjera: Port Gentil, Masuku, Oyem dhe Moanda.
* Grupet etnike: Bantu, Afrikanë, Fanxh, Ashire, Babunu, Batikë dhe Evropianë (Shumica e tyre francezë).
* Gjuhët kryesore: Frëngjishtja (gjuhë zyrtare) dhe dialektet vendëse Bantu.
* Njësia monetare: Frangu i Afrikës së Mesme (1.00 XAF = 0.002 EUR).
* Data e pavarësisë: 17 Gusht 1960.
* Festa kombëtare: 12 Mars 1968.

POZITA GJEOGRAFIKE

Gaboni si shtet afrikan, shtrihet në pjesën qendrore të Afrikës Perëndimore dhe ka dalje në oqeanin Atlantik. Vendi, nga veriu kufizohet me Guinenë Ekuatoriale, me një gjatësi prej 350 km, dhe me Kamerunin në një gjatësi prej 298 km; nga jugu dhe lindja me Republikën e Kongos, me gjatësi prej 1903 km; kurse, në bregdetin e oqeanit Atlantik Republika e Gabonit ka shtrirje me një gjatësi prej 885 km. Pyjet me të reshura të mëdha atmosferike, e mbulojnë tërë vendin, me përjashtim të një fushe të ngushtë bregdetare. Pjesët veriore, lindore dhe jugore janë të mbuluara me kodra, ndërsa pjesët qendrore dhe juglindore janë të mbuluara me male. Lumi më i gjatë në Republikën e Gabonit është lumi Ogoue, i gjatë 1200 km, i cili, së bashku me degët e tij, mbulojnë shumicën e rajoneve të vendit. Vendi bie pikërisht në zonën ekuatoriale. Gaboni konsiderohet njëri prej shteteve afrikane më me prosperitet, e meritë për këtë kanë sasia e konsiderueshme e pasurive natyrale, investimet e huaja dhe zhvillimi i programeve të Qeverisë[2]. Shteti i Gabonit ka mbi 53 aeroporte, por vetëm 10 prej tyre janë të asfaltuara. Vendi posedon edhe disa porte detare, si porti Gamba, Liberville, Lucinda dhe Port Gentil[3]. Republika e Gabonit ka disa institucione të larta mësimore, si: Universiteti i Shkencave të Shëndetësisë, Universiteti i Shkencës e Teknologjisë dhe universiteti Umer Bungu, etj.[4]

Librevil: Si kryeqytet i Gabonit, ka një popullsi prej 578,6 banorësh (sipas statistikave të datës 1 janar 2005). Ky qytet bie në grykën e lumit Gabon, pikërisht në bregdetin e oqeanit Atlantik. Si kryeqytet i Republikës së Gabonit, Librevili konsiderohet prej qendrave më të rëndësishme në vend. Qyteti llogaritet edhe nga portet më të famshme tregtare në vend, për eksportimin e kafesë, kakaos, orizit dhe misrit. Gjithashtu është i njohur edhe për portin e tij të veçantë, për peshkimin, anijendërtimtarinë dhe mirëmbajtjen e anijeve. Në Në rrethinat e këtij qyteti ka sasi të konsiderueshme bananeve dhe pasuri minerale, më të njohurat prej tyre janë miniera e manganit dhe e hekurit. Vlera e qytetit shtohet edhe më, sepse në rrethinën e tij posedon drurë të çmuar tropikalë. Në këtë qytet ka zona të rëndësishme dhe me ndërtesa gjigante. Gjithashtu në kryeqytet ka fabrika të shumta, si sosh tradicionale ashtu edhe kimike, fabrika për rafinimin e naftës, hekurit, çelikut dhe të artizanateve. Të gjitha këto, në aspektin ekonomik, ngrenë edhe më shumë rëndësinë e kryeqytetit dhe të vetë shtetit. Kjo veçanërisht pas zbulimit të naftës dhe të gazit natyror. Në kryeqytet ka edhe shumë xhami dhe qendra islame, ku mësohet gjuha arabe dhe mësohet përmendsh Kurani[5].

HISTORIA E GABONIT

Historia e Gabonit është pak e njohur, ajo më shumë transmetohet edhe në mënyrë gojore. Megjithëkëtë, mendohet se banorët autoktonë të vendit janë Bejxhemijtë (Akzam), sa kohë që sot në Gabon ka shumë grupe fisesh, nga të cilët më i madhi është fisi Fanxh, i cili përbën një të tretën e banorëve të vendit. I pari që vizitoi Gabonin nga të huajt, konsiderohet të ketë qenë detari portugez Dejxhu Kam, në shekullin XV. Në vitin 1839 francezët ngritën kolonitë e tyre të para në bregun e majtë të Gjirit të Gabonit. Mandej, gjatë gjysmës së dytë të shekullit të XIX, francezët okuponin gradualisht zona të reja brenda Gabonit. Më pastaj, portugezët Gabonin e quajtën me fjalën "Gabo", e cila në gjuhën portugeze domethënë "lloj veshjeje e gjatë dhe e gjerë", ngase zona e bregdetit ka formën e një rrobe të gjatë e të gjerë. Në vitin 1840 kryetarët e fiseve të bregdetit të vendit, u pajtuan që ata të kalonin nën sundimin e francezëve. Mandej në vitin 1910 vendi u bë pjesë e Afrikës Ekuatoriale Franceze, e cila përfshinte edhe Kongon, Çadin dhe Republikën e Afrikës së Mesme. Me datën 17 gusht 1960 vendi fitoi pavarësinë e plotë dhe u bë Republika e Pavarur e Gabonit, me Lion Meba-n kryetar të parë të vendit. Në vitin 1967 vdiq kryetari i vendit dhe atë e trashëgoi aleati i tij Albert Bernard Bonxhu, ndërsa në vitin 1973 kryetari i vendit Bonxhu, që deri atëherë kishte qenë i krishterë katolik, përqafoi Fenë Islame dhe menjëherë ndërroi emrin e tij të parë nga Albert në Umer. Njëkohësisht Fenë Islame, e pranuan të gjithë anëtarët e familjes së tij dhe disa nga ministrat e tij. Në historinë bashkëkohore të Republikës së Gabonit nuk bën pa u përmendur edhe kryetari i saj i dytë, Umer Bunxho, sundimi i të cilit deri tash ka mbushur dyzetë vjet. Sundimi i tij shumëvjeçar e radhit atë ndër kryetarët e njohur botërorë, që sunduan më së shumti. Kryetari Umer Bunxho i ka siguruar vetes lëvdatat e Organizatës së Unionit Afrikan, ashtu siç gëzon autoritet të konsiderueshëm në nivelin ndërkombëtar.[6]



## HISTORIA E PËRHAPJES SË ISLAMIT NË GABON

Feja Islame, nga lindja në Gabon kishte arritur përmes dy rrugëve. Duke kaluar nëpër vende të ndryshme, Feja Islame përmes brigjeve lindore të myslimanëve, depërtoi edhe në zemër të kontinentit afrikan. Ndërkaq, Islami zuri të përhapej veçanërisht kur u formua principata islame vendëse, si ajo e Hamed ibn Muhammed Er-ruhbi në lindje të Kongos. Nga veriu Islami depërtoi përmes rrugës së tregtarëve, që ishin edhe thirrës të mirëfilltë në Fenë Islame. Ata vinin kryesisht nga Egjipti dhe udhëtonin në drejtime të ndryshme të Afrikës si dhe në pjesën qendrore të kontinentit. Banorët e këtyre zonave ranë shumë shpejt nën ndikimin e tregtarëve myslimanë, të cilët hapnin shkolla kudo shkonin. Banorët vendës në Fenë Islame gjetën besimin e mirëfilltë, që përkonte me kërkesat e tyre. Pikërisht për këtë arsye si dhe për shkak thjeshtësisë së mësimeve fetare dhe të sqarimit të denjë të tyre, ata pranuan Fenë Islame. Gjithashtu banorët e këtyre rajoneve u magjepsën shumë nga barazia vëllazërore e myslimanëve dhe nga vëllazërimi i tyre i njerëzishëm. Konkretisht, për këto shkaqe Feja Islame depërtoi dhe u përhap ngado, pavarësisht nga përpjekje të misionarëve të krishterë, që kishin vërshuar në kontinentin afrikan. Po ashtu, në këto vise Feja Islame hyri përmes kontributit të marokenëve, në kohën e murabitëve, të cilët i kishte dërguar udhëheqësi i tyre i njohur Jusuf ibn Tashfini, si thirrës në Fenë Islame nëpër zona të ndryshme të kontinentit të Afrikës, gjatë periudhës 493 h / 1100 m.[7]



## KLIMA

Klima në Gabon është kryesisht klimë tropikale, e nxehtë dhe me lagështi gjatë tërë vitit. Nxehtësia në vend rritet përgjatë zonave fushore, të cilat kanë shumë të reshura atmosferike. Për këtë arsye, zonat fushore mbulohen me pyje të pasura ekuatoriale. Kurse shira të rrëmbyeshme bien në të gjitha pjesët e vendit, veçanërisht përgjatë bregdetit verior. Temperaturë arrin në afro 26 gradë Celsius. Natyra e përgjithshme e Gabonit i ngjason natyrës së Ekuatorit, sepse Gaboni ndodhet në pjesën ekuatoriale. Pika më e lartë e terrenit të vendit konsiderohet ajo që gjendet në malin Iboundji, deri në 75 m.[8]

## GJENDJA EKONOMIKE

Republika e Gabonit gëzon një mesatare të lakmueshme të të ardhurave për kokë banori, që është katër herë më e lartë, krahasuar me shumicën e vendeve në Saharën  Afrikane. Megjithëkëtë, një pjesë e madhe e popullsisë, për shkak të mosekuilibrit në të ardhurat e popullit, ende vuajnë nga varfëria. Ekonomia e Gabonit mbështetet kryesisht në sasinë e madhe të drurit, manganit dhe naftës, që është zbuluar në fillim të vitit 1970, pikërisht në ujërat e brigjeve të Gabonit. Sektori i naftës aktualisht kontribuon me 50% për prodhimin vendor në tërësi. Republika e Gabonit vazhdon të vuajë nga luhatshmëria e çmimeve të eksporteve të saj themelore, si të naftës, drurit, manganit dhe uraniumit. Me gjithë bollëkllukn e burimeve natyrore të Republikës së Gabonit, prapëseprapë ekonomia e vendit, për shkak të keqadministrimit financiar, vuan nga varfëria. Ngritja e çmimit të naftës në vitet 1999 / 2000, ka ndihmuar rritjen ekonomike të vendit. Prej burimeve më të rëndësishme natyrore të Repunlikës së Gabonit, dallohen edhe këto: nafta, gazi natyror, diamanti, mangani, uraniumi, ari, druri, hekuri i papërpunuar dhe hidrocentralet.[9]

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 67. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; ATLAS I BOTËS ISLAME, f. 123. Logos-A, 2009, Shkup. (2) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 71, 72. www.almoqatel.com.. (3) almoqatel.com. Amir B. Ahmeti; f.123. (4) 4icu.org (5) wikipedia.org (6) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 72, 73. (7) Amine Ebu Haxher; f. 345, 346. (8) ankawa.com



Mr.Qemajl Morina

# Simbolika e vizitës së Kryeministrit turk në Kosovë

Vizita u realizua pas mocionit nga ana e parlamentit kundër qeverisë si dhe pas shpërndarjes së vet parlamentit. Në rrethana të këtilla asnjë burrë shteti nuk do të merrte guximin për të vizituar një shtet, ku pothuajse çdo gjë ishte e paralizuar. Vizita që kryeministri i Turqisë, Rexhep Tajib Erdogan, i bëri Kosovës, shtetit më të ri në Evropë dhe në botë, në fillim të muajit nëntor, tregon për interesimin e madh që shteti turk tregon për Kosovën dhe popullin e saj. Këtë po e themi për shkak të rrethanave në të cilat u realizua vizita e parë e një kryeministri turk në shtetin e Kosovës. Vizita u realizua pas mocionit nga ana e parlamentit kundër qeverisë si dhe shpërndarjes së vet parlamentit.



Në rrethana të këtilla asnjë burrë shteti nuk do të merrte guximin për të vizituar një shtet , ku pothuajse çdo gjë ishte e paralizuar. Megjithatë, Kryeministri turk pati një axhendë të ngjeshur të vizitave të tij në Kosovë për dy ditë. Kjo vetvetiu tregon për interesimin e madh që qeveria turke tregon për Kosovën dhe popullin e saj. Vizita e Kryeministrit kishte karakter politik, ekonomik , edukativ dhe fetar, në këtë fazë të vështirë të transicionit, nëpër të cilën po kalon Kosova. Në aspektin politik Kryeministri Erdogan u angazhua në zgjerimin e njohjeve nga shumë shtete të cilat nuk e kanë njohur Kosovën ende, sidomos në mesin e vendeve arabe dhe islame me të cilat Turqia ka marrëdhënie të mira. Po ashtu ai u angazhua për përpjekjet e Turqisë për inkuadrimin e Kosovës në strukturat euro-atlantike, ku vendi i tij ka një përvojë të gjatë. Kosova në këtë fazë që po kalon, përveç përkrahjes politike, ka nevojë edhe për përkrahje ekonomike, për se Turqia ka qenë e angazhuar deri më tani, por shpresojmë se pas kësaj vizite, angazhimi i saj do të jetë edhe më i madh, për se mundësitë dhe potenciali i ekonomisë turke është shumë domethënës për ekonominë kosovare.

## TURQIA, QASJE TË RE NDAJ INSTITUCIONEVE FETARE

Kryeministri turk, gjatë vizitës së tij, bëri përurimin e disa objekteve të trashëgimisë islame, të cilat ishin rinovuar me ndihmën e TIKA-s, Agjencia Shtetërore për Mbrojtjen e Monumenteve Kulturore. Vlen të theksohet që në këtë fazë ishin përfshirë xhamia Mehmet Fatih e Prishtinës si dhe xhamia e Sinan Pashës e Prizrenit. Për meremetimin e hajatit të kësaj të fundit, i cili ishte rrënuar nga qeveria serbe në vitet njëzet të shekullit të kaluar, u desh të pritej afër një shekull. Po ashtu u bë hapja edhe disa objekteve shëndetësore dhe arsimore, të cilat ishin ndërtuar nga investitorët turq. Vlen të theksojmë se, me rastin e vizitës që Kryeministri turk i bëri Kosovës, ai i bëri një vizitë edhe Bashkësisë Islame, ku u prit nga Myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef. Tërnava dhe bashkëpunëtorët e tij. Ishte kjo vizita e parë që një Kryeministër i Turqisë i kohës më të re, që po i bënte Bashkësisë Islame, që do të thotë se në qeverinë turke ka filluar një qasje e re ndaj institucioneve fetare me ardhjen e Partisë për Zhvillim dhe Prosperitet në pushtet, në vitin 2002. Roli i Turqisë në Ballkanin Perëndimor do të jetë gjithnjë më i madh, për shkak të interesave të saja strategjike që kishte ajo në të



kaluarën, por edhe tash në rrethanat e reja të krijuara në këtë pjesë të botës. Në mesin e këtyre vendeve përmenden Bosnja, Kosova, Maqedonia dhe Shqipëria, pikërisht për shkak të lidhjeve të vjetra historike. Duke u mbështetur në këtë rrethanë, Turqia ka thelluar bashkëpunimin me Shqipërinë dhe Kosovën, gjithnjë e më shumë po kthehen në partnerë strategjikë dhe faktorë të rëndësishëm të stabilitetit dhe sigurisë në rajon. Në katër vjetët e fundit marrëdhëniet midis dy vendeve janë intensifikuar dhe në nivelet më të larta.

### TURQIA PO RIKTHEN PRIMATIN QË KISHTE DIKUR

Shqipëria është vendi që e ka vizituar më së shpeshti z.Erdogan dhe kjo flet për interesimin e Turqisë për rajonin. Investimet turke janë shumëfishuar në tërë rajonin e Ballkanit, dhe në një periudhë afatmesme pritet që Turqia ta rikthejë një lloj primati, sikur e kishte dikur në botë. Pa dyshim që Turqisë i takon primati i liderit ballkanik dhe më gjerë. Ashtu siç e përmendëm edhe më lart, vizita e Kryeministrit Erdogan e gjen Kosovën në një situatë të palakmueshme, pa qeveri e institucione ,por besojmë fuqishëm se deklaratat dhe puna e Kryeministrit turk do të jenë shembull për qeverinë e ardhshme, që do të dalë pas zgjedhjeve të 12 dhjetorit. Kur Kryeministri ynë, Hashim Thaçi, pak më shumë se dy vjet më parë deklaronte “Ne e shpallim Kosovën shtet të pavarur dhe sovran”, nëpërmjet TV edhe qeveria turke ishte duke shikuar nga afër shpalljet e Pavarsisë nga Parlamenti i Kosovës, Kryeministri Erdogan tha : “Dhe ne e njohim Kosovën shtet të pavarur dhe sovran”. Duhet ta theksojmë për fund se parim i politikës turke është zero konflikte jashtë dhe brenda Turqisë. Besojmë fort se politika e Kryeministrit Erdogan do t’u japë edhe më shumë liri dhe të drejta shqiptarëve që jetojnë në hapësirat e Turqisë së sotme, numri i të cilëve është shumë i madh.

Po përfundojmë me një pjesë nga fjalimi i ideologut të politikës së sotme turke, Ministri i Punëve të Jashtme, z. Davutoglu, që mbajti në Sarajevë: “Ndaj dhe politika jonë e jashtme synon të vendosë rregull në të gjitha rajonet që na rrethojnë, në Ballkan, në Kaukaz dhe në Lindjen e Mesme. Sepse, nëse nuk ka rregull, ne do të paguajmë një çmim”. Prandaj, disa zëra që nga një herë paraqiten në disa media për një armiqësi të përhershme ndaj Turqisë, janë të pakuptimtë dhe i ka shkelur koha, sepse në mes popujve nuk ka armiqësi të vazhdueshme, dhe kjo nuk vlen edhe për marrëdhëniet në mes dy popujve tanë - popullit shqiptar dhe atij turk.



Ramadan Shkodra

# Kryeministri Erdogan forcon marrëdhëniet Kosovë - Turqi

Më 3 e 4 nëntor, qëndroi për vizitë në Kosovë, Kryeministri i Republikës së Turqisë, Rexhep Taip Erdogan, i cili është Kryeministri i parë i Republikës së Turqisë që viziton Kosovën. Vizita e Erdoganit në Kosovë paraqet një moment të ri për marrëdhëniet në mes dy popujve dhe dy vendeve, që janë shumë të mira e miqësore, madje të cilësuara me shumë të drejtë si marrëdhënie vëllazërore. Vizita e Erdoganit në Kosovë ka edhe një rëndësi tjetër të madhe, ngase realizohet në Kosovën e pavarur, të lirë e demokratike. E përmendëm këtë, sepse populli turk, Qeveria turke, po edhe udhëheqja turke, dhe sidomos Kryeministri aktual Rexhep Erdogan, janë shquar si përkrahës, mbështetës e sponsorizues të fuqishëm fillimisht për çlirimin e Kosovës nga Serbia, pastaj edhe për procesin e pavarësisë, dhe, së fundi, edhe për konsolidimin e saj në arenën ndërkombëtare.

Kryeministri turk Erdogan, njihet edhe si një lobues i përkushtuar për rritjen e njohjeve ndërkombëtare për Kosovën. Erdogani në organizmat ndërkombëtarë, e sidomos tek shtetet e Konferencës Islamike, ato të Ligës Arabe, të Unionit Afrikan, po edhe tek shtete të tjera, që nga pavarësimi i Kosovës, në vazhdimësi ka lobuar për njohjen e shtetësisë së Kosovës. Për të gjitha këto, tash më Kryeministri turk njihet edhe si mik i shqiptarëve, e pse jo edhe një mik i ngushtë i Kryeministrit të Kosovës, Hashim Thaçi, të cilin Erdogani madje e quajti vëlla. Kryeministri turk njihet edhe si mik i ngushtë i Myftiut të Kosovës Mr. Naim Tërnava, me të cilin është takuar disa herë, qysh nga koha kur Erdogani ishte kryetar i Stambollit. Po ashtu në Kosovë, respektivisht në Prizren, Kryeministri turk ka një mik shpie, e ky është haxhi Iljaz Uka, të cilin e vizitoi në shtëpinë e tij.

Vizita e Kryeministrit turk në Republikën e Kosovës është pjesë e proceseve diplomatike dhe të marrëdhënieve konstruktive në mes dy vendeve, në kushte të një bashkëpunimi të dyanëshëm për integrimin në struktura euro-atlantike. Vizita e Erdoganit merr edhe më shumë peshë për faktin se Turqia, si një ndër shtetet mike të Republikës së Kosovës, ka treguar gatishmëri dhe ka vepruar në mënyrë konstruktive në çështjen e Kosovës , aq më tepër kur Turqia me gatishmërinë për investimet ekonomike, është ndër të parat shtete që ka ndihmuar në zhvillimin ekonomik të Kosovës.



### VIZITA PASQYRON BASHKËPUNIMIN VËLLAZËROR

Kjo vizitë, po edhe marrëdhëniet e shkëlqyeshme të dy vendeve, duhen parë e kuptuar drejtë, ngase kemi të përbashkët kujtesa historike, pastaj fenë (besim islam), lidhjet farefisnore, më tutje marrëdhëniet ekonomike e tregtare si dhe objektivat e përbashkët për integrimin në BE. Autoritetet kosovare, Kryeministrit turk i bënë një pritje madhështore me të gjitha ceremonitë shtetërore. Erdogani në fillim u prit nga homologu i tij, Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi, pastaj nga Presidenti në detyrë, Dr. Jakup Krasniqi, i cili Kryeministrin turk e dekoroi me Medaljen e Artë të Pavarësisë, dekoratë kjo që u jepet qytetarëve të Kosovës dhe të huaj, që kanë kontribuar për Pavarësinë e Kosovës.

Ndërkaq, Universiteti i Prishtinës, i dha çmimin Doktor Nderi (Doctor Honoris Causa), e Kuvendi komunal i Prizrenit e shpalli 'Qytetar Nderi'. Kryeministri turk vizitoi edhe Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku Myftiu i dhuroi një pikturë me motive të Prishtinës së viteve '50 të shek. XX. Kryeministrit turk iu bë një pritje madhështore në Prizren, ku kishin dalë për ta pritur e përshëndetur me mijëra qytetarë, të cilëve ai, së bashku më homologun e tij kosovar, u folën në Shadërvan. Gjatë vizitës në Kosovë, Erdogani vizitoi edhe monumentet e trashëgimisë materiale islame që i përkasin periudhës osmane, si xhaminë "Sinan Pasha" të Prizrenit, Tyrben e sulltan Muratit në Mazgit dhe mori pjesë në përurimin e restaurimit të xhamisë "Sulltan Mehmet - Fatih" të Prishtinës. Kryeministri turk vizitoi edhe Mamushën si dhe pati takime me përfaqësuesit e minoritetit turk në Kosovë.

Në fund, mund të themi se Kosova pati për vizitë një mik të madh, të cilin e priti dhe e nderoi në mënyrën më të mirë.



**ERDOGAN NË KRYESINË E BI-SË TË KOSOVËS**

Në kuadër të vizitës që i bëri Kosovës, Kryeministri turk, Rexhep Taip Erdogan, më 4 nëntor, qëndroi për vizitë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u prit nga Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me bashkëpunëtorët. Myftiu Tërnava, pasi falënderoi Kryeministrin turk për vizitën, tha: "Për Kosovën në përgjithësi, e për Bashkësinë Islame në veçanti, është një ditë e rëndësishme, një ditë historike, ngase sot këtu kemi për vizitë një mik dhe një përkrahës e mbështetës të madh të Kosovës dhe popullit të saj".

Myftiu Tërnava, gjithashtu, shprehu mirënjohjen dhe falënderimin e popullit të Kosovës, për popullin, qeverinë dhe vetë Kryeministrin turk, për kontributin që kanë dhënë për Kosovën si para, ashtu gjatë dhe pas luftës: "Populli i Kosovës nuk harron ndihmën, kontributin dhe angazhimin tuaj që në vazhdimësi keni dhënë për Kosovën".

Myftiu e njohu Kryeministrin turk edhe me historikun, organizimin, funksionimin e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj. Kryeministri turk Rexhep Erdogan, tha se ndihet i kënaqur me arritjet e Kosovës, dhe se edhe në të ardhmen do të jetë në përkrahje dhe mbështetje të Kosovës në arenën ndërkombëtare. Kryeministri turk tha se popujt e dy vendeve kanë një miqësi të konsoliduar ndër shekujt, e kjo miqësi i ka rrënjët në të kaluarën e përbashkët historike, kulturore, ekonomik, fetare e shpirtërore. Kryeministri turk u shpreh i gatshëm që të investojë në restaurimin e monumenteve të trashëgimisë së periudhës osmane, të cilat, siç u shpreh ai, janë pasuri e përbashkët, e si të tilla duhet të trajtohen ashtu si meritojnë...Kryeministri turk Erdogan, i shoqëruar edhe nga Kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi, dhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, përuruan, pas restaurimit, xhaminë "Sulltan Mehmet – Fatih" në Prishtinë. Në këtë solemnitet morën pjesë një numër i konsiderueshëm i qytetarëve që përshëndetën ngrohtësisht Kryeministrin turk, Erdogan, dhe atë të Kosovës, Thaçi. Dy kryeministrat iu drejtuan masës së tubuar me një fjalë të shkurtër, ndërsa Myftiu Tërnava bëri duanë...



Bahri M.Gashi

# Diplomacia europiane, forca e rezolutës dhe benifitet e saj

Pikëtakimi në AP të OKB -së dhe koordinimi i vazhdueshëm i diplomatëve me ndikim global të karakterit shumëpalësh në relacionin BE – OKB – ShBA, Kosovë dhe Serbi, përfundimisht ka ndërruar konstalacionin e forcave dezorientuese dhe përfundimisht kursin diplomatik në drejtim të vlerave integruese euroatlanike, madje edhe në momentet e parafillimit, kur pritet të dështojë rezoluta. Unifikimi historik i 27 shteteve të Unionit Europian lidhur me ndryshimin e rezolutës së fundit të Serbisë për Kosovën, pa dyshim që ka rezultuar me benifite unike për palët iniciuese dhe referuese. Çështjet e benifiteve të diplomacisë europiane, me një aktivitet diplomatik intensiti të lartë, bënë të mundur ndërrimin dhe përshtatjen e rezolutës serbe për / dhe në favor të ndryshimit konceptual të Serbisë parimisht të përshtatur me realitetin e paspavarësisë. Natyrisht që roli i diplomacicë aktuale europiane pas traktatit të Lisabonës është forcuar rrënjësisht në favor të interesave kolektive të komunitetit europian në zgjidhjen e problemeve, siç ka mbetur akoma tentativa e Serbisë për të mos e pranuar pavarësinë e Republikës së Kosovës. Lëvizjet e ngjeshura diplomatike europiane në relacione të interesave pragmatike, si rezultat i nevojës për kapërcimin dhe dominimin në ndërrimin e mentalitetit politik të Serbisë ndaj Kosovës, ka rezultuar me ndryshimin e dëshirueshëm për relaksimin e marrëdhënieve Kosovë – Serbi.

### SERBIA, PËRFITUESE E DREJTPËRDREJTË E BENIFITEVE TË HAPURA DHE TË PËRSHPEJTUARA

Situata politike pas rezolutës në Asamblenë e Përgjithshme të OKB –së ka ndryshuar në mes të BE –së dhe Kosovës, e në veçanti Serbisë. Serbia, përfituese e drejtpërdrejtë e benifiteve të hapura dhe të përshpejtuara me BE-në dhe Kosova në të njëjtin kolorit benifitesh substanciale dhe nacionale të vazhdimit të legjitimitetit të sovranitetit ndërkombëtar të saj, - ka hyrë në një fazë të re politike në marrëdhëniet ndërshtetërore midis Serbisë e Kosovës dhe në relacionin e faktorizimit të mëtutjeshëm ndërkombëtar. Diplomacia e sotme intensive europiane e karakterit dominues me refleksione obligative, me orientimin për ta ndryshuar gjendjen nga regresi në progres, nga izolimi në integrim, ka realizuar dhe konkretizuar dokumentin e fundit të tipit "rezolutë", e cila krijoi, pas një tentimi të bllokimit, shtyrjes së mbledhjes së AP të OKB –së, bëri që, megjithatë, diplomati serb, kokulur e me tension të çrregullt ritmik po lexonte "funeralin" e kapitullimit dhe recitonte vargjet e diplomacisë europiane.Ngjarja që dukej në sallën e AP –së nuk të linte kohë për të kuptuar se çfarë po ndodhte realisht, por prania e prijësve më të lartë të shtetit më të ri në botë, kuptohej si domosdoshmëri e rezultatit të kësaj rezolute, e cila mund të cilësohet si pararezoluta serbe për njohjen e Republikës së Kosovës. Forca e rezolutës, e bashkësponsorizuar me 27 shtetet e UE –së, është baza politiko – juridike, dhe efektet e saj do të prodhojnë stabilitet e integrim brenda Ballkanit Perëndimor në familjen europiane. Qasja e re inkurajuese e pesë vendeve hezituese të BE –së ndaj njohjes së pavarësisë së Kosovës, lë mjaft për të dëshiruar, që së shpejti ndoshta pararendëse së bashku edhe me vetë Serbinë, do ta njohin dhe respektojnë dykuptimësinë e Pavarësisë së Kosovës.

### TREGIMI I SUKSESIT NDËRKOMBËTAR PËR KOSOVËN FRYTDHËNËS

Kuptimi i parë, vullneti qytetar i popullit të Kosovës për shtetin sovran e demokratik dhe, kuptimi i dytë, legjitimiteti i GJND-së dhe faktorizimi i vazhdueshëm ndërkombëtar.Tregimi i suksesit ndërkombëtar për Kosovën mund të akceptohet si tregimi më frytdhënës, politiko - diplomatik për vetë këto dy trajta të karakterit dydimensional. Pikërisht ky tregim i vazhdueshëm i suksesit, edhe në rastin e rezolutës së re, e cila zhvendosi çështjen në nivel europian të komunikimit ndërshtetror në mes të Serbisë dhe Kosovës, - është benefiti kryesor i relaksimit të këtyre raporteve në mes palëve, por gjithsesi procesin duhet ta vëzhgojë ShBA. Tërësia substanciale dhe gjerësia e benefiteve të këtij dokumenti reflekton në disa arritje themelore:• Në rikrijimin e politikave të reja të Serbisë ndaj Kosovës.

• Ka pajtuar dhe koordinuar drejt unifikimit edhe pesëshën hezituese të 27 vendeve të BE –së;
• Zhvendosjen e çështjes së bisedimeve nën monitorimin teknik të BE-së;
• Ka mundësuar që Serbia, si një faktor me peshë në procesin e stabilitetit ballkanik, të përshpejtojë procesin e aplikimit për antarësim;
• Ka relaksuar në vazhdimësi klimën politike përbrenda Kosovës;
• Konsiderohet një bazë e vazhdimësisë për të gjitha shtetet që akoma nuk e kanë njohur Kosovën, që këtë ta bëjnë sa më parë;
• Ka mbështetur vendimet e disa shteteve që kanë njohur Kosovën, por që nuk i besonin njohjes së tyre, kur Serbia rimerrte ofensiva diplomatike;
• Vetë OKB-ja, në mes rreshtave, ka pranuar realitetin e shpalljes së pavarësisë së Kosovës;
• Është hapur përfundimisht rruga drejt arritjes së ulëseve në OKB dhe në Këshillin e Sigurimit.

Të gjitha këto konstatime, si rezultat i kësaj rezolute, thënë në gjuhën diplomatike, janë një arritje historike e BE –së, në interes të të gjitha palëve të përfshira në këtë dokument. Kjo gatishmëri e angazhimit të diplomacisë botërore, dhe në veçanti të asaj europiane, është rezultat i një politike të re gjithëpërfshirëse për Ballkanin Perëndimor drejt rrugës aspiruese e integruese në Unionin Europian, në funksion të së cilës ishin edhe vetë rezoluta, forca dhe benifitet e saj





# MEVLANA XHELALEDDIN RUMI

(1207-1273)

Ndryshimet shpirtërore e të jashtme te Rumi filluan, kur një dervish shëtitës, i quajtur Shemsi Tebrizi, hyri në Konja në vitin 1244 dhe u takua me Mevlananë. Ai ushtroi mbi të një efekt të fuqishëm dhe transformues. Ndryshimet që pësoi Mevlana pas njohjes me Shemsin, i zemëruan disa dijetarë dhe juristë islamë. Pas shumë presioneve që i bëheshin, Shemsi u largua nga Konja. Me insistimin e Mevlanës u kthye prap në Konja, për tu larguar me vone përgjithëmonë. I lënduar nga të gjitha këto, Mevlanai shkoi përsëdyti në Damask për ta kërkuar Shemsin, por, kur e pa se s'ia gjeti dot as gjurmët, u kthye në Konja. Pas këtij kthimi të vitit 1250, filloi dalngadalë të vinte në vete. Tashmë, ai "diell" kishte lindur në qenien e tij, atë e kishte gjetur në veten e vet!

Tashmë, Xhelaleddin Muhammed Rumi i përgatitur si dijetar, jurist dhe sufi nga një baba intelektual dhe karizmatik, nga një sheh i çmuar dhe nga eruditë të mëdhenj, ndodhej para popullit si Mevlana, të cilit, këtë herë, afër moshës së pjekurisë dhe në mënyrë që shembuj të tillë mund të hasen rrallë në histori, i kishte dhënë zjarr një njeri i ashkut, i pasionit mistik, Shemsi Tebrizi! Me një zgjuarsi dhe kapacitet të jashtëzakonshëm, edukatën shembullore që kishte marrë e të diturive me bazë të shëndosha që kishte përvetësuar, tek ai ishte sendërtuar shpirti sublim, zemra e gjerë dhe pasioni (ashku) i pashuar.

I lidhur me respekt dhe dashuri të madhe ndaj Mevlanasë, shoku i ngushtë dhe zëvendësi i tij Hysameddin Çelebiu, iu lut shehut të krijonte një vepër që do t'u tregonte dervishëve të vërtetat mistike. Dhe Mevlanai nxori nga çallma një letër të mbështjellë ku ndodheshin të shkruara 18 kuplete që do të bëheshin preludi i Mesnevisë së ardhshme, dhe ia zgjati Hysameddinit duke i thënë se, nëse do të pranonte të shkruante, do t'ia diktonte veprën në fjalë. Kështu, 10-15 vjetët e fundit të jetës, Mevlanai i kaloi duke diktuar Mesnevinë. Në çdo rast të përshtatshëm, ai improvizonte dhe recitonte, kurse Hysameddini shkruante. Kështu u trajtësua ajo vepër madhështore gjashtëvëllimëshe që arrin gjer më 26 mijë kuplete. Mevlanai i jepte rëndësi të madhe Mesnevisë dhe në çdo rast ia shprehte ndjenjat e mirënjohjes Hysameddinit i cili i shërbente si sekretar. Misionin që ia kishte ngarkuar veprës, ai e shprehte me këto fjalë: "Pas meje, Mesnevia do të bëhet sheh, ajo do t'ua tregojë rrugën e drejtë atyre që e kërkojnë, do t'i drejtojë dhe udhëzojë ata!"

*(në vazhdim, 18 kupletet apo preludi i Mesnevisë)*

*Vërja veshin këtij fyelli si vajton,*
*Melodi e tij për ndarjet tregon:*

*Qysh kur më prenë nga kallamishtja,*
*Të prekur qajnë për mua burra e gra!*

*Veç zemra e bërë nga ndarjet copë-copë*
*Vojtjen e dëshirës mund ta thotë!*

*Kush largohet nga vatani larg,*
*Kërkon të kthehet e ta shohë prapë.*

*Qava e rënkova gjithë për të tjerë,*
*Ndenja bashkë me të këqinj e të mirë.*

*Gjithkushi m'u bë mik siç e mendoi,*
*Por askushi s'ma pyeti brengën, s'ma kuptoi.*

*Sado e fshehta ime vetë të vajtojë,*
*Jo çdo sy e vesh mund ta dallojë.*

*Trupi nga shpirti, s'është i fshehtë,*
*Por askush s'mund ta shohë shpirtin e vet.*

*Zëri i këtij fyelli është zjarr, jo frymë,*
*Atij që s'e ka këtë zjarr, mos i qoftë e thënë!*

*Zjarri dashuror fyellin e ka përfshirë,*
*Vrulli dashuror në verë është shkrirë.*

*Të ndarët nga dashuria, shok fyellin kanë,*
*Perdet e fyellit i grisën perdet e syve tanë!*

*Ku ka si fyelli, dhe helm, dhe shërim?*
*Ku ka si fyelli, shijim dhe dëshirim?*

*Fyelli, për rrugën e përgjakur tregon,*
*Fyelli, për dashuritë pasionante tregon.*

*Siç nuk ka gjuha veç veshit myshteri,*
*Dhe për këtë tru, i patruri, konfidenti i tij.*

*Ditët tërë ankth s'na ditën mbarim;*
*Me zjarr ndarjeje kaluan ato ditë pa pushim.*

*Në paçin kaluar ditët, le të kenë kaluar,*
*O njeri i pastër, të paktën, ti mbetu i gjëlluar!*

*Veç peshkut, të gjithë u ngopën me ujë,*
*Kush s'pati fat, mbet me gisht në gojë!*

*Shpirti i paditur s'di ç'do të thotë i urtë,*
*Kështu, pra, fjala duhet prerë shkurt!*

*Fillimi i 'Mesnevi' / botoi Logos-A / 2010 / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*

# FAMILIARE



Arta Tahiri

## Konsultimi dhe vendimmarrja në familje

### Pse nevojitet dhe si ta bëjmë

Në Islam marrëdhënia në mes burrit e gruas nuk shihet si një garë konkurrimi, siç ndodh në shumë shoqëri perëndimore sot. Përkundrazi, marrëdhënia në mes tyre bazohet në bashkëpunimin e tyre. (En-Nisaë, 32). Në kontekstin e familjes, burri është udhëheqësi (përgjegjësi) i saj (En-Nisaë, 34). Sidoqoftë, pushteti i këtij udhëheqësi, si të gjithë udhëheqësit e tjerë në Islam, është i lidhur ngushtë, nga njëra anë, me Kuranin e Synetin, dhe, nga ana tjetër, me konsultimin e ndërsjellë - 'amruhum shura bainahum': "Edhe ata që i përgjigjen thirrjes së Zotit të tyre dhe e falin namazin rregullisht, dhe ata që konsultohen në mes tyre për punë të përbashkëta, e nga ajo që Ne u japim, ata shpërndajnë". (Esh-Shura, 38) Familja myslimane,

si të gjithë institucionet e tjera myslimane, formale ose joformale, duhet të drejtohet me këshillime të ndërsjella. Një nga shkaqet kryesore të problemeve të Ymetit mysliman sot është mungesa e këshillimit me njëri-tjetrin. Procesi i këshillimit, në qoftë se inkuadrohet në sjelljen personale dhe ushqehet në familje si një pjesë e jetës, do të jetë e dobishme për Ymetin tonë në perspektivë.

## DISA RREGULLA PËR KONSULTIM JOFORMAL

Këshillim joformal konsiderohet edhe vetëm të folurit me njëri-tjetrin. Kjo mund të ndodhë në çdo vend e në çdo kohë. Ja disa shembuj të konsultimit joformal dhe disa rregulla që mund t'i përdorim:

- Dëgjo me vëmendje: Në qoftë se bashkëshorti ose fëmija dëshiron të flasë me ty, duhet të përqendroheni duke u larguar nga televizori, libri, gazeta, etj..
- Këshillimi nuk është e thënë të jetë vetëm për çështje familjare. Këshillimi në familje mund të bëhet për çdo temë (për çështje pune, karriere, studimi, ose dhe për probleme të tjera më të gjera bashkëkohore).
- Në qoftë se një çështje është serioze, në familje mund të diskutohet në pjesë të vogla, pak nga pak.
- Shumë gra kanë merak se mos i mërzisin burrat me çështjet e shtëpisë. Por, merr pak kohë dhe mendo se si do të doje që burri të kontribuonte për çështjen në fjalë, dhe pastaj fol me të.
- Bashkëshortët duhet t'i tregojnë njëri-tjetrit me pak fjalë për punët e tyre, për lagjen, xhaminë ose për aktivitetet ditore të njëri-tjetrit. Informacioni i ndërsjellë është i nevojshëm për këshillimin e ndërsjellë.
- Po ashtu është mirë të mbahet një kalendar familjar, ku të shënohen aktivitetet e anëtarëve të familjes; në një vend të dukshëm, në kuzhinë apo pranë telefonit.
- Udhëheqësi duhet të inkurajojë gruan dhe fëmijët, që të jenë pjesëmarrës aktivë në procesin e këshillimit familjar, duke u treguar mirëpritës ndaj reagimeve të tyre.
- Këshillimi mund të bëhet edhe në restorant, ose edhe gjatë një shëtitjeje në park, në natyrë.

## KËSHILLIMI FORMAL

Këshillimi formal është një proces gjatë të cilit arrihet një dakordim për një çështje me interes të përbashkët. Secili duhet të marrë pjesë në këtë proces me mendje të hapur. Ja disa pika që mund të ndihmojnë në këtë proces:

- Fillo me përmendjen dhe falënderimin e Allahut, si dhe me salavatet për Profetin.
- Duhet të jesh i gatshëm të sakrifikosh opinionin tënd, nëse ai nuk pranohet, edhe atëherë kur ti mendon se është shumë i mirë.
- Përgatitu pak para takimit për detajet e çështjes, për të cilën do të zhvillohet këshillimi.



- Dëgjo me vëmendje se çfarë thonë të tjerët.
- Trego respekt gjatë diskutimit të mendimeve të të tjerëve.
- Ki parasysh se gjatë këtij procesi, qëllimi është të arrihet dakordimi.
- Përfshiji fëmijët në procesin e këshillimit formal në familje. Ata mund të kenë ide të shkëlqyera.
- Mënjano sjelljen sarkastike ose mbrojtëse. Tregohu i arsyeshëm dhe racional.
- Bëj dua për bereqet (mirësi/hajër), kur të arrihet në një vendim.

## KOMUNIKIMI JOVERBAL (PA FJALË)

Çdo këshillim është një proces efektiv komunikim, prandaj janë të rëndësishme aspektet verbale dhe joverbale të komunikimit. Ja disa nga çështjet që duhet të mbahen parasysh në lidhje me komunikimin joverbal:

- Bisedë e sinqertë dhe e hapur me 'takua' (vetëdije ndaj Zotit); ky është çelësi për sukses (El –Ahzabë, 70).
- Kritikat joverbale (gjeste të ndryshme, heshtja, etj.) mund të shkaktojnë shumë probleme.
- Mundohu të komunikosh qartë atë që ke në mendje. Mos prit që gruaja apo të tjerët ta lexojnë mendjen, e pastaj të mërzitesh kur ata nuk të kuptojnë.
- Komunikimi joverbal mund të vijë në ndihmë për të shprehur falënderime apo vlerësime. Sidoqoftë, shprehja me fjalë e asaj që ke në mendje, është më e mirë.

### KRITIKA ËSHTË NJË LLOJ KËSHILLIMI

Këshillimi nuk sjell vetëm diskutime të thjeshta dhe komente pozitive. Ai mund të ngërthejë edhe kritika. Sidoqoftë, në Islam ka etiketë (adab) për dhënien e kritikave. Ja disa nga këto etiketa:

- Para se të hapësh gojën, kontrollo nijetin (motivin). Duhet të bëjmë kritika konstruktive, me qëllim që të ndihmojmë dikë, dhe jo që të ndihemi më mirë se të tjerët.
- Bëj dua për veten dhe për personin që do të kritikosh, para se të ballafaqohesh me të.
- Mendohu paraprakisht dhe zgjidh fjalët më të përshtatshme.
- Mos përdor nota kritike, gjykuese apo përulëse.
- Zgjedhja e kohës është e rëndësishme; mos e bëj në nxehje e sipër.
- Kritika pranohet më mirë kur bëhet një-me-një.
- Rikujto shprehjen e Profetit: "Besimtari është pasqyrë e një tjetër besimtari". Prandaj thuaj atë që sheh, por mos ekzagjero.
- Ki parasysh se informacionet dhe përfundimet e tua mund të jenë të gabuara.
- Dëgjo shpjegimin me vëmendje dhe pranoje atë, edhe në qoftë se është pjesërisht i saktë, sipas mendimit tënd.
- Mënjano debatin pa fund.
- Kupto se kur duhet të pushosh. Mos e tërhiq zvarrë diskutimin, nëse e sheh që nuk je duke arritur diku.

Po aq e rëndësishme, sa dhënia e kritikës, është edhe pranimi i kritikës. Ja disa sugjerime për këtë situatë:

- Falëndero personin që do të të ndihmojë, dhe i kushto rëndësi zhvillimit tënd me mendimet apo këshillat e tij.
- Mirëprit mendimet dhe vlerësimet e të tjerëve. Pyet për këshilla dhe sugjerime, sesi mund të përmirësosh diçka.
- Shpjego, nëse ka ndonjë keqkuptim.
- Prano gabimet.
- Koha jo e përshtatshme nuk duhet t'ju pengojë që të dëgjoni dhe të përfitoni.
- Nuk duhet ta ndërprisni personin që po ju kritikon, për shkak të vendit, gjuhës ose sjelljes.
- Mos e rrotullo muhabetin që ti të fillosh të kritikosh personin gjatë kësaj kohe.
- Bëj dua për personin që po të kritikon.

### PËRFSHIRJA E FËMIJËVE NË PROCESIN E KËSHILLIMIT

Fëmijët janë krijesa inteligjente dhe mençura e kanë shumë për të kontribuar në diskutime. Shpesh ndodh që prindërit të refuzojnë opinionet dhe mendimet e fëmijëve të tyre, duke menduar se ata janë të vegjël e pa përvojë për t'u përfshirë në vendimmarrje. Nuk duhet vepruar kështu.

Praktikimi i vendimmarrjes në familje i ndihmon fëmijët të mësojnë për të komunikuar në mënyrë efektive në një ambient ku ata ndihen rehat dhe të sigurt. Prindërit duhet të mos harrojnë se dashuria e tyre është vendimtare në rritjen e fëmijëve, por nuk është e mjaftueshme për të rritur fëmijë të lumtur dhe që të dinë t'u përshtaten mirë situatave. Aftësia për të komunikuar është çelësi i një zhvillimi të suksesshëm tek fëmijët.

Në vijim janë disa këshilla që mund t'ju vijnë në ndihmë për të inkurajuar fëmijët që të komunikojnë në mënyrë efektive dhe të marrin pjesë në procesin e vendimmarrjes në familje:

- Që në moshë të vogël, mundohu që fëmijës t'i bëhet zakon të bisedojë me ty për ditën (sesi e kaloi) dhe për ndjenjat e tij.
- Praktika e këshillimit është një nga karakteristikat e një besimtari (Esh-Shura, 38). Ngulite tek ai që në vegjëli. (Fëmija im më i vogël ulet gjatë këshillimit në familjen tonë me laps e letër dhe mban shënime, edhe pse ende nuk di të shkruajë).
- Fëmijët duhet të jenë pjesëmarrës të plotë në të gjitha këshillimet familjare, formale dhe joformale, përveç rasteve kur çështja e diskutimit ka të bëjë vetëm me prindërit, ekskluzivisht.
- Fëmijët hapen më mirë në rrethana joformale sesa në ato formale. P.sh., dy minuta bisedë në makinë me ta mund të japin informacione të rëndësishme për ndjenjat e tyre, më tepër sesa në një bisedë formale (paksa të sforcuar).
- Fëmijët kanë shumë dëshirë për të bërë pyetje. Përgjigjju pyetjeve të tyre me një nga të tuat: "Çfarë mendon ti për këtë?" Mendo për pyetjet e tyre si fillim i një bisede të ndërsjellë.
- Lëri fëmijët që të arrijnë zgjidhje vetë. Në vend të dhënies së këshillave, pyeti: "Pra, çfarë mendoni të bëjmë në këtë rast"? ose "Si duhet të veprojmë në këtë rast sipas mendimit tuaj"?
- Kalo përgjegjësi tek fëmija në vend që të ndjekësh stilin e komunikimit 'ti bëj këtë, ti bëj atë'.
- Mënjano ngarkesën elektronike: televizorin, magnetofonin, kompjuterin, etj., të cilat mund të shkaktojnë që fëmija të mbyllet ndaj prindërve. Vendos rregulla për shikimin e televizorit.
- Ruaj dellin e humorit. E qeshura nuk do të ulë autoritetin dhe as do të sabotojë mësimet. Përkundrazi, do të përmirësojë komunikimin.
- Respekto opinionet e fëmijëve.
- Dëgjo me vëmendje se çfarë thonë fëmijët, pa u bërë tepër gjykues apo kritik.
- Shpërble idetë e mira.

Fatos Gërvalla

# Edukimi i fëmijëve me namaz

Namazi është obligim për çdo mysliman, dhe shtylla kryesore pas Shahadetit; gjithashtu është shtylla e parë me të cilën kërkohet që të mësohet fëmija pas Shahadetit; ai është gjëja e parë për se robi do të japë llogari Ditën e Gjykimit, është lidhje në mes robit dhe Zotit, nëse robi del nga kjo lidhje, atëherë e ka ndërpre lidhjen me Zotin; është shtyllë e fesë. Pejgamberi a.s. thotë: "Koka e çështjes është Islami, shtyllë e tij namazi dhe ngritja e tij është Përpjekja (lufta) në rrugën e Allahut".Për këtë arsye përgatitja dhe mësimi i namazit është element kryesor i edukimit për fëmijën, për shkak se, nëse ai edukohet drejt në lidhjen me Allahun, të gjitha çështjet e tjera do të rregullohen. Këtu dëshirojmë të sqarojmë se periudha e fëmijërisë nuk është periudhë e obligimeve, po periudhë e përgatitjes dhe e ushtrimit, periudhë e mësimit të fëmijës rreth atyre gjërave që do ta presin në moshën e pjekurisë, në mënyrë që për fëmijën të jetë më i lehtë zbatimi i obligimeve. Pejgamberi a.s. thotë: "Shtatë grupe do të hyjnë nënë hijen e Arshit të Tij atë ditë kur nuk ka hije përveç Tij, e njëri prej tyre është: "i riu që është rritur në adhurim ndaj Allahut". Prandaj dëshirojmë të sqarojmë se prindërit janë shembull për fëmijët e tyre në namaz, dhe aq sa ata do të jenë të përkujdesur ndaj tij, aq do të ndikohen prej tyre edhe fëmijët.

### PERIUDHA E INKURAJIMIT TË FËMIJËS QË TË QËNDROJË NË NAMAZ

Qëndrimi i tij vetëm në këmbë, dhe kjo kur fëmija të kuptojë se ai është namaz dhe të kuptojë edhe disa çështje të tjera, të mësojë anën e djathtë e të majtën e tij, atëherë prindërit e tij të kërkojnë nga ai që të qëndrojë me ta në namaz, duke filluar përafërsisht nga mosha tre vjeç, ose pak më e madhe. Transmeton Taberaniu nga Abdullah ibni Habib r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse Fëmija e njeh të djathtën nga e majta e tij, urdhëroje me namaz". Vërejmë se fëmija në këtë moshë dëshiron të pasojë, dhe kështu, nëse nëna e tij është e kujdesur ndaj namazit dhe thirrjes së tij që të qëndrojë pranë saj, ai do të veprojë ashtu siç vepron ajo, dhe do ta mësojë mënyrën e namazit pa ndonjë përpjekje të madhe.

### PERIUDHA PARA MOSHËS SHTATË VJEÇ

Kjo është periudhë e përgatitjes për namaz dhe e ushtrimit për të, që përmbledh në vete:

1. Fëmijës i mësohen disa rregulla të thjeshta të pastërtisë, si për shembull shmangia nga papastërtia, siç është urina e të ngjashme, mënyra e pastrimit, rregullat e kryerjes së nevojës (Lutja e hyrjes në VC, hyrja me këmbë të majtë, të mos flasë, dalja me këmbë të djathtë, lutja pas daljes prej saj), domosdoshmëria e pastërtisë së trupit, dhe rrobave, lidhja e pastërtisë me namazin, çfarë e prish abdesin.
2. Mësimi i kaptinës Fatiha dhe disa kaptinave të shkurtra, përgatitje për faljen e namazit.

Mësimi i abdesit dhe ushtrimi praktik i tij, ashtu siç vepronin shokët e Pejgamberit a.s. me fëmijët e tyre.

Para se të mbushin shtatë vjeç, të fillosh t'i mësosh mënyrën e namazit dhe ta inkurajosh që të falet për çdo ditë, për shembull, namazin e mëngjesit para sesa të niset në shkollë, namazin e drekës apo të ikindisë; kjo sepse, kur t'i mbushë shtatë vjeç, të mos kërkohet të fillojë të falë përnjëherë të pesë kohët e namazit.

Ta mësosh gjërat që e prishin namazin dhe sefi-sexhden. Ti duhet të dish se fëmija duhet të shpërblehet patjetër në këtë periudhë për çdo përparim të tij, me ndonjë shpërblim prekës, me ndonjë dhuratë, gjithashtu edhe me fjalë të mira.

Shoqërimi i tij në namazin e xhumasë, pasi t'i mësojë rregullat e hyrjes në xhami.

Shoqërimi në namazin e Bajramit, duke pasur parasysh atmosferën që mbretëron në të, dhe ringjalljen e Synetit të Pejgamberit a.s. dhe mësimin e mënyrës së faljes së namazit të Bajramit.

### PERIUDHA NË MES MOSHËS SHTATË E DHJETË VJEÇ

Transmetohet se Pejgamberi a.s. ka thanë: "Urdhëroni fëmijët tuaj ta falin namazin në moshën shtatë vjeç, ndërsa në moshën dhjetë vjeç rrihni për namaz dhe ndani nga shtretërit". (Hakimi dhe Ebu Davudi). Fëmija duhet ta mësojë këtë hadith dhe duhet të mësojë se ai ka hyrë në periudhën e zbatimit të detyrueshëm të namazit, prandaj disa nga edukatorët këshillojnë që dita kur fëmija të mbushë shtatë vjeç, duhet të jetë ditë e dalluar në jetën e tij, disa madje e festojnë këtë ditë me ëmbëlsira dhe program të veçantë islam, dhe e quajnë festa e namazit. Ndoshta këtë e bëjnë zëvendësim për festën e vitit të ri; gjithashtu mund të bëhet edhe një festim i thjeshtë me rastin e hyrjes së tij në shkollë. Allahu i Lartësuar në Kuran thotë: "Urdhëro familjen



tënde të falë namaz, e edhe ti duro në të…" (Taha: 132). Patjetër kërkohet të durojmë gjatë periudhës së edukimit me namaz, periudhë kjo trevjeçare, të cilën e ka veçuar Pejgamberi a.s. në mënyrë që fëmija ta kuptojë drejt rëndësinë e namazit; të kërkojmë prej tij pandërprerë zbatimin e namazit, por me butësi, lehtësim dhe dashuri.

Nëse shikojmë numrin e përsëritjes së urdhrit me namaz gjatë kësaj periudhe, gjejmë se numri i porosive që përsëriten deri në këtë periudhë, është (5 × 365) × 3 vjet = 5475 herë, pa ndonjë dëshpërim dhe demoralizim. Ky numër i madh na e sqaron sa e rëndësishme është përsëritja e gjërave në aspektin e përgjithshëm edukativ, për shkak se fëmija ndoshta nuk i përgjigjet shpejt urdhrit, mirëpo pas një kohe, dhe sidomos kur e dimë se ai në këtë moshë merret shumë me lojëra, i do shumë lëvizjet, pak para hyrjes së kohës së namazit, t'ia tërheqim vërejtjen se koha është afruar dhe se ai duhet të përfundojë lojën dhe të përgatitet për namaz. Kujtimi është përgatitje për namaz. Gjatë kësaj periudhe fëmija i mëson rregullat e pastërtisë, abdesit, namazit dhe disa lutje që këndohen gjatë namazit, ndërsa prindërit duhet të jenë shembull para fëmijëve të tyre çdoherë.

## PERIUDHA E URDHËRIMIT PËR NAMAZ DHE RRAHJA PËR TË

Është e domosdoshme që në periudhën më përpara fëmijës t'ia kujtojmë gjithnjë hadithin e rrahjes për namaz, në të cilin Pejgamberi a.s. na mëson se si të edukohet fëmija për të. Kjo në mënyrë që ai ta dijë se sa i rëndësishëm është namazi në jetën e tij.

Nëse fëmija pas kësaj moshe vazhdon që të mos i kushtojë rëndësi namazit, ndaj tij të zbatohet patjetër rrahja e tij. Natyrisht, para sesa të zbatojmë rrahjen, ne duhet t'ia bëjmë të dashur namazin, t'ia mësojmë dobitë e tij, rëndësinë e tij, t'i flasim për Allahun e Lartësuar, i Cili na e ka obliguar namazin, e nëse fëmija vazhdon të ketë kujdes, atëherë duhet të zbatohet edhe rrahja, mirëpo duhet të kihet kujdes që rrahja të jetë në kufijtë që ka caktuar Pejgamberi a.s., që janë: të mos goditet në fytyrë, në barkë dhe as në kokë; gjithashtu goditjet të jenë të lehta, jo dëmtuese, por më shumë si tërheqje e vërejtjes. Nëse mbajmë parasysh me të vërtetë këto periudha, dhe fëmija rritet në një ambient të shëndoshë e prindërit janë shembull për të, ai do të bëhet patjetër i kujdesshëm për namazin dhe do të dijë e kuptojë rëndësinë e tij. Pasi t'i mbushë fëmija dhjetë vjeç, edukatori duhet të jetë i kujdesshëm në mësimin e rregullave të namazit me xhemat, rregullave të namazit të xhumasë, ligjëratës së xhumasë, dhe, pasi të kthehet nga namazi i xhumasë, është mirë që fëmijën ta pyesin prindërit se çfarë kishte thënë imami, ligjëruesi gjatë ligjëratës, në mënyrë që ai të fillojë të kuptojë atë që dëgjon.Gjithashtu duhet t'i mësohen namazet synete, syneti i sabahut, i drekës, i akshamit dhe namazi i vitrit. Pejgamberi a.s. Enesit r.a., edhe pse ishte i vogël, ia mësonte namazin e Istiharës. Prindërit duhet të kenë kujdes dhe të ndihmohen midis tyre që fëmija të edukohet drejt hap pas hapi. Dhe, në fund, të shpeshtojmë lutjen e Ibrahimit a.s: "O Zoti im! Më bëj nga ata që falin namazin, e edhe prej pasardhësve të mi, dhe pranoje lutjen time, o Zoti ynë"! (Ibrahim: 40).

Mr.Avdyl Rrahmani

# Shamia apo mini-findi

## Këto ditë dëgjojmë zëra të shumtë që janë kundër shamisë dhe pro mini-fundeve.

Nëse këto ditë kalon afër hotel Grandit andej nga ora 20,oo, do të hetosh që mini-fundi qenka veshja kryesore që vajzat e një vendi në transicion e preferuakan. Aty sheh vajza të moshës së re, të cilat kanë ardhur për të festuar mbrëmjen e maturës, e në përcjellje të tyre kanë ardhur edhe prindërit, prej të cilëve disa janë pothuaj në moshë të madhe. Nëse i shikon fytyrat e tyre, vëren se ata nuk pranojnë një veshje të tillë, por ama vajzat e tyre u sqarojnë se kjo na qenka moda dhe stili që preferohet këto ditë. Ata meditojnë që shpenzuan pagën e një muaji (272 €) për t'u dukur vajzat sa më bukur! Këta prindër mendojnë për Testin e maturës, të cilin bijat e tyre e kanë harruar fare, sepse mendojnë për mini-fundet që mbajnë veshur. Do të ishte më mirë që këto "vajza" të përgatiteshin për testin që ndërlidhet ngushtë me të ardhmen e tyre.

Kjo ndodh vetëm tek ne. Në vendet përrreth nuk ndodhka një gjë e tillë. Para 3 ditësh kontaktova me një të afërme timen në Gjermani dhe i thashë se së shpejti do t'i vizitoja, por i thashë që kur të vij atje, nuk dua të vishesh sikur që visheshe në Kosovë (me mini-fund). Ajo ma ktheu me nguti: "Mos ki merak, se këtu askush nuk vesh mini-fund, sepse të dalësh këtu në mini-fund, të konsiderojnë ……."! U habita fare. Dikush që këtu parapëlqente të vishte mini-fund, atje e paska për turp ta veshë! Dhe mendova me vete: "Qe sa vjet është formuar shteti gjerman e qe sa vjet kemi formuar ne shtetin këtu? Dy vjet, ma, ama shtet! E kemi ngritur mbi bazën e "mini-fundit", i cili do të na ndihmojë në sy të botës shumë. Jam i bindur se të huajt, kur vijnë në vendin tonë dhe e shohin gjendjen si është (flas për veshjen e femrave tona), mendojnë se Kosova qenka një vend trafikimi i qenieve njerëzore. Mini-funde veshin sidomos femrat që nuk ushtrojnë kurrfarë pune. Ato mendojnë vetëm për dukjen dhe ekspozimin e trupit të tyre, sepse për këtë nuk i pengon orari i rregullt i punës, sikur të punonin... Në vendet e Perëndimit firmat e mëdha kanë gardërobë të veçantë, pa të cilën nuk lejohet askush të dalë, por tek ne, si duket, ende nuk është miratuar ligji që ka të bëjë me punën dhe me rregullat e saj. Nëse flasim për shaminë, vërejmë se këto ditë janë ngritur zëra të fuqishëm kinse kjo qenka pengesa kryesore që nuk na lejuaka të hyjmë në civilizimin botëror. Kohët e fundit jemi deshmitarë të faktit se për konkurrim për ndonjë vend pune (në shumë institucione publike), nëse ke veshje "tërheqese" nuk e ke këtë problem, pra do të dalësh e para në listen e atyre që kanë konkurruar, sa kohë që një femër që mban mbulesën në kokë, përjashtohet nga vendi i punës, nga fakulteti dhe, madje ndodh të përjashtohen nxënëse nga shkolla për shkak të mbulesës.





**CILI ËSHTË "SUKSESI" QË PROMOVON MINISTRIA E ARSIMIT KËTU?**

Mahinur Ozdemir është një muslimane e re që mban shami. Ajo iu bashkua partisë Kristian-Demokrate në Bruksel, duke u bërë e para dhe e vetmja grua me shami në një parti politike që ka mundësi të hyjë në parlament, - raportoi Al Arabiya.

Natyrisht, çdo ministri e arsimit e çdo shteti duhet të bëjë përpjekje që t'u sigurojë qasje në shkollim të gjithë pjesëtarëve të shtetit të vet. Duhet ta luftojë analfabetizmin e braktisjen e shkollës dhe duhet të promovojë dijen dhe shkencën. Në rastin e këtyre vajzave me shami, mjerisht, po ndodh e kundërta. Nëpër faqe të shumë të gazetave jemi mësuar të lexojmë se, këto nxënëse, edhe pse me sukses të shkëlqyeshëm dhe sjellje shembullore, largohen nga mësimi, nga e drejta e tyre elementare për shkollim. Nuk gjen asnjë arsye tjetër përveç shamisë së tyre, që përfaqëson bindjet, besimin e tyre personal. Me të tilla vendime fatale, atyre ua mbyllin rrugët e dijes. Dhe, kujt se? Asaj që nesër do të jetë nënë, do të edukojë brezin e ri. A nuk do të duhej që ministria të llogarisë rezultatin e thjeshtë: Më e dobishme do të jetë për shtetin e Kosovës që të kemi disa nëna të shkolluara, të pajisura me njohuri shkollore-shkencore dhe këto t'ua përcillnin fëmijëve të tyre, apo, meqë ato s'pranuakan të heqin shaminë e tyre, t'i hedhim në listën e shumë nënave analfabete. Cili është "suksesi" që promovon Ministria e Arsimit këtu? Të shtohen radhët e femrave të pashkolluara, të mbetemi edhe pa disa kuadro, të cilat në të ardhmen mund të jenë mjeke, pedagoge, afariste etj., apo, mos ndoshta kemi të rinj me tepricë, e djem të rinj për çdo ditë po marrin botën në sy (disa prej tyre vetëm gjatë këtij viti shkollor kanë qenë nxënës të mi, të klasës së dhjetë), e vajzave me shami u dashka të mos u mësohet se si të edukojnë fëmijë që ta duan shtetin e tyre, ta ndërtojnë jetën po këtu, me po këto mundësi. Sigurisht që mbulesa është ajo që do të ndikojë që gjeneratat e ardhshme të edukohen dhe të ngurrojnë nga prindërit e tyre të dalin lakuriq. Vetëm kështu do të vazhdojë edukimi i gjeneratave. Ndërsa mini-fundi do të ndikojë në përhapjen e prostitucionit dhe devijimit të rinisë. Djemtë zakonisht i provokojnë femrat, por veprohet edhe anasjelltas dhe duhet të kemi bindje të thellë se shumë më lehtë u shmanget provokimeve femra e mbuluar sesa ajo që është e veshur me mini-fund. Pra, dallimin gjeje vetë!



# ISLAMI NË BRAZIL

*Intervistë me Halid Rizk Tekijuddin, sekretar i përgjithshëm i Komitetit të Lartë të Imamëve për çështje fetare të Brazilit*

Hoxha i nderuar Halid Rizk Tekijuddin ka përfituar një përvojë të madhe në fushën e thirrjes islame përgjatë 25 vjetësh. Së fundi është zgjedhur sekretar i përgjithshëm i Komitetit të Lartë të Imamëve për çështje fetare të Brazilit. Ai gjithashtu është drejtor në sektorin për çështje islame në Unionin e Organizatave Islame të Brazilit si dhe këshilltar fetar në Unionin Islam të studentëve myslimanë në Brazil.

Rreth gjendjes aktuale të myslimanëve në Brazil, rreth faktit se çfarë kanë përfituar ata, rreth pengesave me të cilat ballafaqohen si dhe rreth marrëdhënieve të tyre me komunitetet e tjera fetare në Brazil, në Kajro është takuar me Shejhul-Ez'herin dhe Ministrin e Çështjeve Vakëfnore të Egjiptit. Këtë vizitë e kishte bërë para se të nisej për në Emiratet e Bashkuara Arabe dhe në Liban, të cilat kishin për qëllim gjetjen e metodave për t'i ndihmuar myslimanët e Brazilit dhe shkëmbimin e bashkëpunimit në mes organizatave islame të shteteve arabe dhe Brazilit.

*Fillimisht, na njofto rreth Komitetit të Lartë të Imamëve dhe çështjeve islame, dhe cilat janë objektivat kryesore?*

Komiteti i Lartë i Imamëve dhe Çështjeve Islame i Brazilit është një union i pavarur i cili në anëtarësinë e tij përfshin shumicën e imamëve, thirrësve, dijetarëve dhe hoxhallarëve të ehli-synetit në Brazil. Ky union përbëhet nga hoxhallarë vendës dhe njerëz të dërguar nga ministritë për çështje fetare të shteteve të ndryshme islame, me qëllim të ruajtjes së vlerave islame të myslimanëve në Brazil. Ky këshill është themeluar në vitin 2005 në kryeqytetin Sao Paolo, në praninë e dyzet hoxhallarëve dhe thirrësve nga të gjitha qytetet e Brazilit. Qëllimet kryesore të Komitetit përmblidhen në gjetjen e një reference legjitime islame të unifikuar, e cila i përfaqëson myslimanët e Brazilit dhe që është e njohur dhe e pranuar nga institucionet e shtetit të Brazilit dhe nga organizatat fetare në Botën Islame. Gjithashtu ka për qëllim përafrimin midis imamëve të xhamive të Brazilit dhe shpërndarjen e mendimeve juridike islame në mes tyre, ofrimin e ndihmës e mbështetjen e tyre për çështje të ndryshme dhe kapërcimin e të gjitha pengesave që dalin para tyre. Këtyre qëllimeve mund

t'ua shtojmë edhe mbrojtjen e çështjeve islame në organizatat islame dhe veprimin për unifikimin e tyre e nxitjen e tyre për punë sistematike dhe për planifikimin e thirrjes islame në Brazil; gjithashtu caktimi i një plan-programi se si të veprohet në të ardhmen, duke qenë në përputhje të plotë me mesataren islame.

*Gjatë vizitës suaj në Kajro jeni takuar me Shejhul-Ez'herin dhe udhëheqësit e Ministrisë së Vakëfeve.. cili ka qenë qëllimi i këtyre dy takimeve dhe cilat janë rezultatet e tyre?*

Qëllimi parësor ka qenë njoftimi i tyre rreth Komitetit dhe përkrahja e bashkëpunimit të ndërsjellë me qëllim të paraqitjes së shërbimit ndaj 1.5 milion myslimanëve që jetojnë në Brazil. Takimi me Shejhun e Ez'herit Dr. Ahmed Tajjib, ishte mjaft i frytshëm, sepse ai e kuptoi rëndësinë e mësimit të gjuhës portugeze brenda Universitetit të Ez'herit në të ardhmen, një gjuhë që e flasin mbi 300 milionë myslimanë në shtatë shtete të ndryshme. Ai gjithashtu pranoi të dërgonte thirrës të rinj në Brazil, krahas atyre që gjenden atje dhe që janë dërguar nga Ministria e Vakëfeve, si dhe mësues të gjuhës arabe. Gjithashtu u pajtuam që për çdo vit të dërgojmë nga pesë studentë në Universitetin e Ez'herit, të cilët do të kenë bursa për studime, për se u pajtua edhe Rektori i Universitetit të Ez'herit.

Ndërsa takimi me Dr. Mahmud Hamdi Zekzukun, Ministër i Vakëfeve, kishte për qëllim shtimin e komunikimit dhe gjetjen e një mekanizmi për bashkëveprim, i cili do të përmbante apo do të përfshinte formimin-krijimin e një arkivi me të dhënat e myslimanëve të Brazilit, një gjë që do ta lehtësonte punën për thirrësit e rinj, të cilët vijnë në Brazil. Gjithashtu biseduam rreth rëndësisë së përgatitjes së thirrësve dhe njohurive të tyre elementare të gjuhës portugeze. Më pastaj biseduam rreth bashkëpunimit të ndërsjellë në mes Ministrisë dhe Komitetit me qëllim të organizimit të një konference rreth dialogut ndërfetar në Brazil, veçanërisht kur kemi parasysh se në Brazil ka tolerancë fetare dhe liri të shprehjes së besimit. Dhe të një dialogu tjetër rreth thirrjes islame me titull: "E kaluara, e tashmja dhe e ardhmja" me qëllim të nxjerrjes së konkluzioneve që do të shërbejnë për përhapjen e thirrjes islame në Brazil dhe në shtetet e Amerikës Jugore.

*Përmendët se në Brazil ka tolerancë fetare.. a nënkupton kjo se atje nuk është e shfaqur dukuria e "Islamofobisë"?*

Në Brazil nuk ekziston frika nga Islami, ashtu si në shtetet e Evropës, për shembull. Mirëpo mund të themi se ekzistojnë disa frikësime, të cilat janë duke i përhapur mjetet botërore të informacionit, nga të cilat nganjëherë po ndikohen edhe mjetet lokale të informacionit, mirëpo ne u përgjigjemi atyre përmes formës "e drejta e kundërpërgjigjes", të cilën na e lejojnë mjetet e informacionit.



*A ekziston ndonjë rrezik për myslimanët e Brazilit nga organizatat misionare?*

Në Brazil ka aktivitete të misionarëve, mirëpo nuk janë aq të theksuara brenda komunitetit mysliman, edhe pse kohët e fundit ky aktivitet i misionarëve ka filluar të trokasë në dyert e myslimanëve dhe atykëtu ka disa raste konvertimi në të krishterë. Mirëpo ne, përmes Komitetit dhe organizatave të ndryshme islame, gjithherë mundohemi të jemi sa më afër tyre duke i vizituar nëpër shtëpitë e tyre, dhe kemi vërejtur se sa më afër xhamive që të jenë shtëpitë e tyre, aq më të përpiktë janë ata, prandaj edhe mundohemi dhe i nxisim ata që të banojnë sa më afër ndonjë xhamie.

*Atëherë, cilat janë sfidat më të mëdha me të cilat ballafaqohen myslimanët e Brazilit?*

Ekzistojnë disa sfida. Prej tyre, mungesa e vetëdijes së mjaftueshme fetare për shkak të mungesës së njohurive fetare dhe mungesës së thirrësve islamë në terren, po dhe për shkak të mungesës së librave islamë në gjuhën portugeze, të cilat do t'i shpjegonin bindjet dhe parimet e mirëfillta islame. Gjithashtu si sfidë kryesore është edhe prishja e moralit, si rezultat i lirisë absolute në shoqërinë braziliane, siç janë pirja e alkoolit, sallat e vallëzimit, marrëdhëniet e hapura në mes dy gjinive etj., gjëra që kanë ndikuar dukshëm në prishjen e moralit te një pjesë e konsiderueshme e të rinjve myslimanë, gjëra që nuk përkasin me parimet dhe konditat e mirëfillta islame. E gjithë kjo ka shkaktuar një defekt në kuptimin e koncepteve shoqërore brenda familjeve myslimane, të



cilat në masë të konsiderueshme janë të ndikuara nga konceptet e shoqërisë braziliane. Kjo gjë ka ndikuar apo ka rezultuar me shpërbërjen e familjes dhe krijimin e një lidhjeje sipërfaqësore me fenë islame, në veçanti nga gjeneratat e reja, të cilat janë bërë më të përafërta me mentalitetin brazilian sesa me parimet dhe konditat islame. Prandaj nga ne kërkohet punë e madhe në fushën e thirrjes islame, dhe kohët e fundit po vërehen rezultatet e kësaj pune, sepse po vërehet një rizgjim islam, sidomos tek gjeneratat e reja.

Nga ana tjetër, myslimani brazilian e ndien problemin apo pengesën e mosnjohjes së gjuhës arabe, në veçanti gjatë namazit, leximit të Kuranit dhe dëgjimit të hytbeve të xhumasë. Sepse në Brazil nuk ka shkolla, në kuptimin e plotë të fjalës, për mësimin e fesë dhe të gjuhës arabe, veçse ka disa kurse të kufizuara që e kryejnë këtë punë. Gjithashtu, ne nuk kemi mjete të informacionit që flasin në emër të komunitetit mysliman, nuk ka ndonjë kanal televiziv apo gazetë, që flet në emër të tyre.

*Cilat janë projektet më kryesore që u ofroni ju myslimanëve të Brazilit?*

Komuniteti mysliman punon që të realizojë integrimin pozitiv të myslimanëve në shoqërinë braziliane, përmes disa projekteve. Më kryesori është organizimi i panaireve të librave, të cilët japin njohuri rreth Islamit. Ndër projektet tona më të rëndësishme është projekti "Miqtë e Islamit", i cili realizohet nga vullnetarët e komunitetit mysliman dhe miqtë brazilianë, duke vizituar një lagje të varfër brenda qytetit Sao Paolo, në të cilin jeton një pjesë e konsiderueshme e komunitetit mysliman, me qëllim që t'u afrohet ndihmë mjekësore, rekreative, arsimore dhe ligjore, si dhe disa dhurata për fëmijët. Më pastaj bëjnë përzgjedhjen e dhjetë familjeve të cilat, më vonë, i ftojnë për të bërë ndonjë kurs brenda shoqatës përgjatë një muaji, ku mësojnë ndonjë nga profesionet artizanale, siç janë rrobaqepësia, qëndisja etj..

*Sipas mendimit tuaj, mbi kë bie përgjegjësia e bartjes së shqetësimeve të komunitetit mysliman në Brazil dhe në Perëndim, në përgjithësi?*

Përgjegjësia së pari bie mbi anëtarët e komunitetit mysliman, të cilët do të mbronin identitetin dhe fenë e tyre duke formuar shoqata, xhami, shkolla dhe klube sportive e kulturore. Më pastaj mbi myslimanët e Lindjes dhe sidomos mbi organizatat që kujdesen për çështjet e fesë dhe të thirrjes islame e më pastaj edhe mbi çdo mysliman që ka dëgjuar se atje ka një mysliman i cili ballafaqohet me probleme të ndryshme, të cilin duhet ta ndihmojë, duke u bazuar në hadithin e Muhamedit a.s., i cili ka thënë: "Kumtojeni nga unë qoftë edhe një ajet (të vetëm)". Kjo ndihmë mund të bëhet në mënyrat më të thjeshta, duke bërë dua dhe lutje që Zoti t'u ndihmojë atyre dhe t'i përforcojë ata në fenë e tyre. Ose çdo person të paraqesë ndonjë ndihmë nga këndi i punës dhe profesionit të tij. Ose përmes ndihmës materiale, nëse ka mundësi, etj.. Dhe me këtë rast u bëj ftesë të rinjve myslimanë se aspektet e komunikimit me komunitetin mysliman të Brazilit janë të shumta, siç janë interneti, face book etj..

*Çdo shtet ka diçka për se veçohet, futbolli në Brazil ka një pozitë të veçantë dhe Brazili do të jetë nikoqir i kampionatit botëror në futboll në vitin 2014. Atëherë pse nuk mendoni ta shfrytëzoni këtë eveniment për të paraqitur njohuri rreth Islamit dhe myslimanëve?*

Realisht kemi menduar rreth kësaj çështjeje dhe kemi marrë disa hapa për ta shfrytëzuar këtë eveniment me qëllim të paraqitjes së njohurive rreth Islamit nga prizmi i integrimit pozitiv në shoqërinë braziliane. Kemi filluar të mendojmë rreth kësaj çështjeje nga disa drejtime, p.sh. disa projekte të dedikuara për brazilianët, siç është projekti "Miqtë e Islamit" me të cilin kemi filluar t'i nxisim disa familje që të mësojnë disa profesione që do t'u ndihmojnë për të përfituar materialisht gjatë Kampionatit 2014. Më pastaj kemi edhe disa projekte të tjera islame, siç është hapja e një linje telefonike falas, me qëllim të marrjes së njohurive elementare islame, për këtë do të ketë një reklamë shumë të madhe dhe kulmi do të arrihet në kohën e fillimit të kampionatit, po dhe projekte të tjera.

(Intervistoi, Muhamed Ixhem. Burimi www.aawsat.com. 3.8. 2010 nr 571. Nga gj. Arabe,Vedat Shabani)




## VIZITË E SUKSESSHME E MYFTIUT TËRNAVA NË BRUKSEL

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava , më 27 tetor bëri një vizitë në Bruksel, ku është takuar me Pierre Mirel-in, - drejtor për zgjerim në Komisionin Evropian, me zonjën Ewa Mahr- administratore e komisionit për çështje të jashtme në Parlamentin Evropian si dhe me Jonas Jonsson – shef i sektorit për Ballkanin Perëndimor në Këshillin e Bashkimit Evropian. "Patëm rastin të shprehim vizionin tonë të qartë se Kosova është pjesë e pandarë e Evropës dhe se synimi ynë pavarësisht nga besimi, është integrimi në Bashkimin Evropian. Bashkësia Islame e Kosovës është në gjendje të marrë përgjegjësinë që i takon, duke pasur parasysh faktin që ne jemi ata që përfaqësojmë numrin më të madh të besimtarëve islamë autoktonë në Evropë, dhe nisur nga ky fakt është krejt normale që përgjegjësia morale bie mbi ne."-tha Myftiu Tërnava pas kthimit nga Brukseli. Myftiu Tërnava në Bruksel nga zyrtarë të lartë të BE-së, ka kërkuar përshpejtimin e procesit të liberalizimit të vizave edhe për qytetarët e Kosovës. "Kërkuam nga bashkëbiseduesit tanë të respektuar përshpejtimin dhe lehtësime në procesin e liberalizimit të vizave edhe për qytetarët e Kosovës, ngase konsiderojmë se është e padrejtë që të mbeten vetëm qytetarët kosovar të getoizuar e të izoluar, pa mundësi të lëvizjes së lirë në kuadër të familjes së madhe Evropiane"- u shpreh më tutje Myftiu Tërnava. Myftiu, në takimet që pati me zyrtarët e lartë të BE-së në Bruksel, foli edhe për kultivimin e tolerancës e harmonisë ndërfetare, për se tha: "Ju bëjmë me dije se populli ynë prej kohësh ka kultivuar në mënyrën më të mirë tolerancën, mirëkuptimin e harmoninë ndërfetare. Kjo për ne si popull është virtyt i pacenuar, të cilin do ta kultivojmë edhe në të ardhmen, sepse është begati e madhe e kombit shqiptar". Myftiu në Bruksel, ndër të tjera, ka kërkuar që mësimbesimi të jetë çështje e cila duhet të rregullohet edhe në vendin tonë sikurse në të gjithë Evropën. Myftiu me zyrtarët e BE-së bisedoi edhe për mohimin e së drejtës së shkollimit e të punësimit për nxënëset e femrat që shpërfaqin publikisht besimin e tyre fetar duke mbajtur mbulesën islame. Myftiu tha se si BIK angazhohen që të gjithë besimtarët t'i gëzojnë të drejtat e tyre sipas normave të Bashkimit Evropian. Myftiu në Bruksel pati një takim të veçantë edhe me Ambasadoren e Shqipërisë pranë BE-së, znj, Mimoza Miftari, e cila e njohu Myftiun me arritjet e Shqipërisë në rrugën e integrimit në institucionet e BE-së. Zonja Miftari, Myftiun e njohu edhe me ndihmën dhe përkrahjen e misionit shqiptar për procesin e liberalizimit të vizave edhe për qytetarët e Kosovës. Takimet e Myftiut me zyrtarët e BE-së, marrin një rëndësi të veçantë, sepse u realizuan vetëm dy ditë para mbledhjes së liderëve të BE-së, në nivel presidentësh e kryeministrash. Gjatë qëndrimit në Bruksel, Myftiu mori pjesë edhe në Kongresin e Unionit Mysliman të Evropës, ku për temë bosht qe integrimi i pakicave myslimane në Bashkimin Evropian. Në Bruksel Myftiu vizitoj edhe Ambasadën e Kosovës, ku u prit nga diplomatët tanë atje, ambasadorin e Shqipërisë Mimoza Halimin. Për realizimin e vizitës në Bruksel, Myftiu falënderon Zyrën e Bashkimit Evropian në Kosovë për mbështetjen nga ana e saj. (R. Shkodra)

## TRUBUNË PËR HAXHIN DHE KURBANIN

Në prag të festës së Kurban Bajramit, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së më 14.11.2010 në xhaminë "Pavarësia" në Prishtinë organizoi tribunë me temën: "Haxhi dhe Kurbani, reflektimi i tyre në përditshmërinë tonë".
Së pari, në emër të organizatorit, të pranishmëve iu drejtua me një fjalim rasti udhëheqësi i këtij Departamenti, Mr.Fitim Gashi. Ndërsa ligjëratën rreth këtyre dy ngjarjeve madhështore e mbajti Mr. Jakup Çunaku- profesor në M.M. "Alaud-din"në Prishtinë. Ai në ligjëratën e tij vuri theksin në historikun e Qabës, vlerën dhe rëndësinë e vizitës së saj (Haxhin) si një nga pesë shtyllat e Fesë Islame, si dhe refleksionet e këtij adhurimi-Haxhit në përditshmërinë tonë. Pjesën e dytë të ligjëratës ai u fokusua mbi Kurbanin si një gadishmëri për sakrificë për hirë të Allahut. Duke folur rreth kurbanit prof. Çunaku një vëmendje të posaçme në fjalën e tij ia kushtoi edhe përfitimeve dhe mësimeve të nxjerra nga kjo vepër-Kurbani. Në fund, pas ligjëratës, u kënduan ilahi nga kori i nxënsëve dhe nxënseve të kësaj xhamie. *(F. Spahiu)*

# NË KOSOVË U KREMTUA SOLEMNISHT FESTA E KURBAN- BAJRAMIT

Si tradicionalisht, si në gjithë Botën Islame ashtu edhe tek ne, besimtarët kremtuan në mënyrë madhështore festën e Kurban-Bajramit, me lutjet për paqe, harmoni, unitet dhe për solidaritet me nevojtarët e për një të nesërme më të mirë.
Kurban -Bajrami u kremtua solemnisht në të gjitha xhamitë e Kosovës, ku, përveç hytbes kushtuar kësaj feste, prej nga u përcollën mesazhe për paqe, lumturi, dinjitet e solidaritet dhe u fal namazi i tij, ku morën pjesë një numër i madh i besimtarëve të të gjitha moshave. Manifestimi qendror për territorin e Kosovës kushtuar festës së Kurban-Bajramit, u mbajt në orët e para të mëngjesit më 16 nënëtor, në xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" të Prishtinës, në prani të mijëra besimtarëve, ku qenë të pranishëm udhëheqësit më të lartë të Bashkësisë Islame të Kosovës me Myftiun Mr. Naim Tërnava në krye, si dhe kryetari i PD-së, z. Ferid Agani.
Namazit të sabahut i priu Sallah ef. Feta, kurse për vlerën dhe rëndësinë e festës së Kurban-Bajramit, folën Mr. Ekrem Simninca dhe Nexhmi Maksuti.
Mr. Ekrem Simninca, në fjalën e tij u përqendrua tek rëndësia që i kushton Islami Kurbanit, si simbol i sakrificës ndërsa Nexhmi ef. Maksuti foli për vlerën dhe rëndësinë që ka haxhi, për të cilin bëri edhe një përshkim të shkurtë. Faljes së namazit të Kurban-Bajramit i priu Salla ef. Feta, kurse Myftiu i Kosovës, nga hytbeja e xhamisë "Sulltan Mehmet-Fatih", iudrejtua popullit me mesazh, ku, ndër të tjera, tha se në këtë ditë feste, njeriu është më afër Zotit, ngase mbretëron një atmosferë vëllazërore dhe besimtarët shprehin falënderimin ndaj krijuesit fuqi-plotë.
"Festa e Kurban Bajramit përmban këshilla e porosi, të cilat e ndihmojnë besimtarin për organizimin e jetës në këtë botë, në përputhje me porositë kuranore, ngase jeta e njeriut duhet të përmbajë në vete vlerat më sublime", tha Myftiu Tërnava.
Ai po ashtu foli për rëndësinë e kryerjes së haxhit, një prej shtyllave të islamit që u është bërë obligim të gjithë besimtarëve që kanë mundësi ta kryejnë dhe prerjes së kurbanit në mënyrë që Zoti të jetë i kënaqur me veprat tona.
"Allahu xh.sh. thotë "vizita e Qabesë është detyrim, për atë që ka mundësi" tha Myftiu dhe shtoi se Qabeja është vendtakim ku shfaqet mëshira e pafund e Allahut.
"Duke bërë tavaf Qabenë, zemrat tona begatohen me dritën e besimit dhe nëpërmjet këtij ibadeti, gjejmë edhe kënaqësinë shpirtërore, duke treguar respektin dhe dashurinë, ndaj krijuesit dhe urdhrave të tij", tha myftiu Tërnava. Myftiu po ashtu tha se në mesin e shumë haxhinjëve që kanë shkuar në Qabe nga e gjithë bota, janë edhe haxhinjët nga Kosova, të cilët tani kanë filluar të zbresin nga Mali i Arafait dhe u lutë që Allahu t'ua pranon lutjet atyre dhe t'ua fal mëkatet. Myftiu theksoi se Allahu përmes Kuranit na ka udhëzuar që ta shtrim dorën e ndihmës ndaj atyre që kanë nevojë, ndaj jetimëve e skamnorëve, nëse duam që mëshira e Allahut të jetë mbi ne dhe familjet tona.

"Feja e pastër bëhet themel i vëllazërisë së fort, i bashkon ithtarët e vet, në të gjitha anët e botës, formon një unitet me themele të forta dhe me mure të larta, të cilit nuk mund t'i bëjnë asgjë shtrëngatat e luftërat", tha Myftiu Tërnava. Ai kujtoi se kush i ndihmon vëllait të vet, Allahu do t'i ndihmojë atij, kush ia largon besimtarit një brengë, Allahu do t'ia largojë atij një nga brengat, në ditën e gjykimit. Ai pohoi se prej të drejtës së vëllazërisë, është që myslimani të ndjejë se vëllazëritë e tij i japin atij mbështetje, në gëzim dhe skamje dhe se fuqia e tij nuk mund të lëvizë në jetën e mëvetësishme, por fuqitë e besimtarëve e mbështetin dhe e ndihmojnë.
"Vëllazëria fetare urdhëron solidaritetin në mes myslimanëve, e jo mbështetje e fanatizma të verbër. Ajo thërret për përkrahje të besimtarëve reformues, për realizimin e të vërtetës dhe shkatërrimin e të pavërtetës, për pengimin e keqbërësit dhe ndihmën e atij që i është bërë e padrejtë", vlerësoi myftiu Tërnava. Edhe duanë e namazit të Kurban-Bajramit e bëri Myftiu Tërnava.

**Myftiu organizoi pritje**
Si tradicionalisht, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Kurban - Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK, organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava në selinë e BI-së të Kosovës, erdhën:

**Nga institucionet:**
Ushtruesi i detyrës së presidentit, Jakup Krasniqi; Kryeministri në dorëheqje Hashim Thaçi; sekretari i Ipeshkvisë së Kosovës, Don Lush Gjergji e kancelari Don Shan Zefi; Rektori i UP-së, Mujë Rugova, Ministrja e Administratës Publike, znj. Edita Tahiri, Kryetari i KK të Gjakovës, Pal Leka.

**Nga kori diplomatik:**
Ambasadori i Turqisë në Kosovë z. Metin Hysrev Ynle

**Nga partitë politike:**
Kryetari i LDK-së, Isa Mustafa, një delegacion i AKR-së, i kryesuar nga dr. Muhamet Mustafa, një delegacion nga AAK i kryesuar nga Ahmet Isufi, kryetari i LDD-së, akad. Nexhat Daci, kryetari i PSHDK-së, Marian Demaj me bashkëpunëtorë, një delegacion i PD-së i kryesuar nga Amir Ahmeti, e shumë personalitete nga jeta kulturore, fetare si dhe besimtarë nga anë të ndryshme të Kosovës. *(R.Shkodra)*



## OKI DËNON ZGJERIMIN E ISLAMOFOBISË

Ministrat për informim dhe çështje kulturore të vendeve anëtare të Organizatës së Konferencës Islamike (OKI) në takimin e nëntë të këtij komiteti, zhvilluar në kryeqytetin e Senegalit, Dakar, kanë shprehur shqetësimin e tyre të madh në lidhje me fyerje të paraprogramuara ndaj fesë islame dhe në lidhje me diskriminimet që po bëhen kundër myslimanëve dhe ka dënuar ashpër këtë veprim. Në takim pjesëmarrësit, në mënyrë të veçantë, kanë analizuar dhe diskutuar botimin e librit ofendues ndaj personalitetit të H. Muhamedit dhe vendosjen e ligjeve ndërkombëtare kundër veprimeve të këtilla. Në këtë takim, i cili është zhvilluar nën kryesinë e Abdullah Vas, ishte i pranishëm Ekmeludin Ihsanoglu, Sekretar i përgjithshëm i OKI, i cili, duke folur për pasoja të rrezikshme të zgjerimit të islamofobisë për paqen dhe sigurinë glbale, ka kërkuar nga komuniteti ndërkombëtar që, duke marrë masa të përbashkëta, të ndërhyjnë për të ndaluar këtë fenomen.Shenjtëria e lirisë së të shprehurit nuk duhet të njolloset duke bërë fyerje, duke zgjeruar urrejtjen dhe përceptime jo të drejta, por pozita e saj duhet të ruhet me përgjegjësi dhe duke respektuar paralelet ligjore

## EZ'HERI FILLON MËSIMIN E FIK'HUT ISLAM TË TË GJITHA MEDHHEBEVE

Muhamed Abdulaziz Vasil, avukat i Ez'herit, në lidhje me këtë ka thënë: "Studentët e kësaj qendre arsimore arrijnë shifrën 3000 persona, të cilët në këtë qendër do të njihen me fikhun e të gjitha medhhebeve islamike". Ai ka shtuar: "Të gjitha kushtet dhe shërbimet arsimore të nevojshme si dhe pajisjet e tjera janë siguruar në këtë qendër; përveç kësaj në këtë degë të themeluar rishtazi, do të ligjërohen edhe lëndët përkatëse në lidhje me mendimet dhe teoritë e fikhut në bazë të të gjitha medhhebeve islamike rreth çështjeve të ndryshme". Është për t'u theksuar se, pas zgjedhjes së Ahmed Tajjib-it, ish-rektor i universitetit të Ez'herit, në postin e Shejkhu Ez'her, ky universitet ndjek një politikë afruese dhe ka marrë hapa të rëndësishëm drejt afrimit në mes sunive dhe shiive.

## NË AMERIKË ORGANIZOHET FALJA E NAMAZIT TË XHUMASË PËRBALLË KONGRESIT AMERIKAN

Një grup myslimanësh prej gjashtëqind besimtarësh të qytetit Uashington, dje, më 15 tetor, duke u mbledhur në pjesën perëndimore përballë ndërtesës së Kongresit Amerikan, kanë protestuar kundër sulmeve të organizuar ndaj bindjeve të myslimanëve, që po bëhen në disa prej qyteteve të këtij vendi dhe kanë kërkuar nga Presidenti i shtetit amerikan që të respektojë drejtësinë në trajtimin e qytetarëve jo të krishterë të Amerikës. Myslimanët e grumbulluar në këtë protestë, kanë kërkuar gjithashtu zhdukjen e islamofobisë si dhe paragjykimit të qytetarëve ndaj besimit dhe bindjeve islame. Këta protestues, pasi kanë shprehur kërkesat e tyre, janë mbledhur në pjesën perëndimore të ndërtesës së Kongresit Amerikan dhe kanë falur namazin e xhumasë përballë këtij institucioni shtetëror në Amerikë.



## PREZANTOHEN 130 UEBFAQET MË TË DALLUARA NË BOTËN ISLAME

Nga panairi i katërtë ndërkombëtar i medieve dixhitale raportohet se Lëvizja e Studentëve të Botës Islame, pasi ka identifikuar 130 uebfaqe informative në mbarë Botën Islame, i prezantoi ato në këtë panair, ku të interesuarit kanë mundësi të marrin adresën e këtyre sajteve duke vizituar pavionin ''Sajtet më të dalluara në Botën Islame'', i cili gjendet në pjesën ndërkombëtare të këtij panairi. Lëvizjae e Studentëve të Botës Islame, e cila vepron në kuadër të zyrës përfaqësuese të Liderit Suprem të Revulucionit Islamik të Iranit nëpër universitete, sipas porosisë të Ministrisë të Kulturës dhe Edukimit Islamik të Iranit, duke pasur parasysh karakterin anti-iperializëm, përkrahjen ndaj rezistencës islame, luftën kundër regjimit cionist të Izraelit, përhapjen e pikëpamjeve të besimit islam si dhe shpjegimin e përhapjen e njohurive islame, ka identifikuar uebfaqet më të dalluara informative të Botës Islame dhe i prezantoi ato për të interesuarit, pa marrë parasysh gjuhën, medhhebin dhe kombësinë.

## LËSHOHET NË QARKULLIM KANALI I PARË TELEVIZIV ISLAM NË GJUHËN ITALIANE

Ky kanal televiziv do të mbulojë të gjitha lajmet

dhe ngjarjet përkatëse në lidhje me pakicën myslimane të Italisë dhe në lidhje me aktivitetet e qendrave islamike të rajoneve të ndryshme në këtë vend. Hamze Rikardo, përgjegjës për informim i Unionit të Pakicave Myslimane të Italisë, në lidhje me këtë është shprehur: "Ky union ka vendosur që selia e transmetimit të këtij kanali televiziv të jetë në kryeqytetin e Italisë, në Romë, dhe qysh tash kanë filluar analizat dhe studimet për të siguruar shpenzimet e transmetimit të programeve të këtij kanali televiziv si dhe për sigurimin e të ardhurave të personelit të këtij kanali televiziv". Ai ka shtuar: "Unioni i Pakicave Myslimane të Italisë u ka dërguar letër drejtuesve të gjitha qendrave islamike në këtë vend dhe ka kërkuar prej tyre që të japin propozimet dhe sugjerimet si dhe pikëpamjet e tyre në lidhje me këtë kanal televiziv dhe programet që do të transmetohen". Ai, më tutje, ka sqaruar: "Duke pasur parasysh se shumica e myslimanëve të Italisë janë emigrantë të cilët nuk dinë shumë mirë të lexojnë në gjuhën italiane, Unioni i Pakicave Myslimane të Italisë ka vendosur të përqendrohet më shumë në mediet vizive". Në vazhdim ai ka thënë: "Ky kanal televiziv për mbulimin e lajmeve, do të ketë disa gazetarë në tërë Italinë dhe, përveç kësaj, do të jetë nikoqir i personaliteteve të dalluara myslimane".

**MOSKA, NIKOQIRE E GARAVE NDËRKOMBËTARE PËR LEXIMIN E KUR'ANIT TË SHENJTË**

Këshilli i Myftinjve të Rusisë ka ftuar edhe disa lexues të Kuranit të shenjtë, të njohur në shkallë ndërkombëtarë, për të marrë pjesë në këtë garë kuranore. Pritet që në gara kuranore të këtij viti të marrin pjesë përfaqësuesit e 30 shteteve të ndryshme, të cilët do të garojnë në degën e leximit të Kuranit, ndërsa lexuesit e Kuranit, gjatë leximit, në këto gara duhet të respektojnë edhe rregullat e texhvidit dhe këndimit të Kuranit fisnik. Zhvillimi i garave kuranore ndërkombëtare në Moskë ka një historik dhjetëravjeçar dhe llogaritet si një pjesë e programeve kulturore të Rusisë e zhvillohet me qëllim që qytetarët e Rusisë të njihen më shumë me traditën dhe zakonet e myslimanëve.



**NJË XHAMIE NË FRANCË I VIHET ZJARRI ME QËLLIM**

Kreu i Këshillit Rajonal të Myslimanëve të Francës ka njoftuar që persona të panjohur kanë thyer portën e xhamisë dhe kanë hedhur lëndë djegëse në sallonin e xhamisë, i cili ka një hapësirë për 800 persona. Omer Yeldirim, kryetar i xhamisë ''Ollu Xhami'', e cila u përket myslimanëve turq me qëndrim në Francë, pasi ka dënuar këtë veprim, ka deklaruar: "Xhamia është e pajisur me kamera të fshehura, por, për arsye të errësirës, nuk ka mundësi të identifikohen personat që kanë sulmuar këtë objekt të shenjtë fetar". Ai ka shtuar: "Ne i kemi informuar forcat e policisë, të cilat janë duke i kryer hetimet e duhura. Jemi të sigurt se policia e Francës do të bëjë të gjitha përpjekjet për t'i arrestuar autorët e këtij veprimi". Ai në fund ka theksuar gjithashtu: "Ne kërkojmë nga myslimanët që të ruajnë gjakëftohtësinë dhe, përballë veprimeve të këtilla provokuese, të sillen me gjakëftohtësi dhe me maturi". Ge Domenik Konel, njëri prej përgjegjësve shtetërorë të rajonit Alzas, gjithashtu ka dënuar ashpër këtë veprim dhe ka nënvizuar: "Pavarësisht nga përpjekjet e personaliteteve fetare dhe politike të Francës për të mënjanuar atmosferën e mosbesimit të qytetarëve, për fat të keq, disa persona të vetëdijshëm mundohen të njollosin imazhin e rajonit Alzas për qytetarët myslimanë".

**NË KANADA NJË MYSLIMAN ËSHTË ZGJEDHUR PËR HERË TË PARË KRYETAR KOMUNE**

Nahid Nensha, një mysliman me prejardhje nga Tanzania, që banon në Kanada, ka arritur të zgjidhet kryetar i qytetit Kalgeri ( Kanada) pas një gare të ngjeshur zgjedhore me dy kandidatë të tjerë. Nensha gjithashtu është për herë të parë në historinë e Kanadasë që, si një pjesëtar i minoritetit të emigrantëve ''visible minority'' dhe si një mysliman, ka arritur të marrë postin më të lartë politik në njërin prej qyteteve më të mëdha të Kanadasë. Ky profesor universiteti, 38- vjeçar, fjalinë ''Nensha në zyrën e tij të punës nuk i mbikëqyrë punët, ai jeton në mesin e qytetarëve'' e pati moto të vetën gjatë fushatës zgjedhore dhe pikërisht në këtë mënyrë arriti të fitonte një numër të madh të simpatizuesve. Zijad Deliç, kryetar i Kongresit Islamik të Kanadasë, në lidhje zgjedhjen e një pjesëtari të fesë myslimane si kryetar i qytetit Kaliger, është shprehur: "Myslimanët kalojnë pengesa dhe vështirësi të mëdha derisa të arrijnë në një post të rëndësishën në shoqërinë e shteteve joislame, tash ka ardhur koha që në shoqërinë e Kanadasë, një pjesë e së cilës u përketë myslimanëve, ne si myslimanë ta tregojmë veten dhe të prezantojmë vlerat e fesë islame". Nensha ka diplomuar në Universitetin e Harvardit në Amerikë dhe, para se të pranohej profesor në universitetin 'Monte Rojal', ka vepruar për disa vjet si këshilltar për çështje tregtare dhe për administrimin e biznesit.

*Rexhep Suma*

Agim Gashi

KENGETARI, KRASNIQI
AI QË MERRET ME AGJITACION
METODAT
TOKA E BUKËS
VËSHTIRËSIA
PJESA E NJË SUREJE KURANORE
AZOTI
KUZHINË E XHAMISË
PRIFT
ELEMENT KIMIK
SHKRONJA E VOGËL
LITUANIA
INDIA
BESIM I KOTË SE GJOJA MUND TË FLITET ME TË VDEKURIT PËRMES SENDEVE

MUAJ I I SHENJTË ISLAM
UNIVERSITETI I BERLINIT / KRYEQYTETI ÇEK (Pashq.)
QELESHE / HOME AUDIO VIDEO INTER-OPERABILITY

ABSTENOVA NGA USHQIMI GJATË MUAJIT TË SHENJTË ISLAM
HOLLOHET THIKA
PORTUGALIA / RRITJE E POPULLSISË

PJESË E XHAMISË
MAJA MË E LARTË TURKE / ... FARA
NEHAT ISLAMI

NË ATË VEND
LLOJ RASE GJUHËSORE / VËNIET NË AKORD
FLORI / E PASUR

LLOJ VEGLE PUNE
ORGANIZATË POLITIKE SHQIPTARE / ISHULLAR

MËSYMJA
I GJITHI
ARRATITË / GRYKA E VULLKANIT

RRI DHE ECI NË UJË

KALIUMI
HISTORIANI, HADRI / E PATEMË

REPUBLIKA / LLOJ INSEKTI
RAUF DHOMI / KËNGËTARE JONA
ISH-PRESIDENTI SHQIPTAR, ALIA

AMPERI
EQUINOX DESKTOP ENVIRONMENT / PERSIA E SOTME
ADUTET

QENDËR
THAHEM

MERA
EDIT MIHALI
TONI / BEJA
DREJTËZA

EMËR M. TURK
ISHULL KROAT
VANADIUMI / BANORI I QYTETIT MË TË MADH SHQIPTAR

E ARDHUR VJETORE E PAPËS
VETURAT
NUMËR RENDOR

I.LL. / BOTA E PËRJETSHME ISLAME
METRI / TË FIKËTIT E MADH
HURMË
ASTATI
KËNGËTARJA, HALILI
GRIMCOVA
TEMPI
PËREMËR PRONOR / ANËTARËSIM

GRUP GJAKU
LLOJ MINERALI / EMËR I HUAJ M.
... KUROSAVA / HAPËSIË QIELLORE

SOROLLATEM
SKUQJA E LËKURËS / SKENDER TULLUMI
AKTORI, PRAPASHTOCA

BOSTAN
ÇËSHTJE (sh.pashq.) / PYLL
LUMË AUSTRIAK / KRAHU

SHËNIMI I SËRISHËM
TOKA E THATË / NË (Ang.)
AUTOTARGA SHQIPTARE / LLOJ DRURI

KËNGËTARJA, HOXHA
KALI I SHALËS / SPANJA
FSHAT AFËR TIRANËS / DHE

TITANI
STUDIO PIKTORI
GJUHËTARI, DOMI

dhe asnjëherë në të ardhmen në asgjë mos u besoni, sepse ata janë njerëz të degjeneruar dhe të këqij.

Nëse mendoni se ndaj grave tuaja më nuk e ndjeni dashurinë e dikurshme, mos nxitoni, por mendoni mirë. Ndoshta All-llahu nëpërmjet këtij sprovimi ju udhëzon në rrugën e fatit të ri të madh me të cilin dëshiron t'ju përgëzojë.

Mos kërkoni shkurorëzim pa shkaqe të arsyeshme, sepse prej të gjitha gjërave që All-llahu i ka lejuar, më së tepërmi e urren shkurorëzimin.

Gratë tuaja u janë dorëzuar në besë të Zotit. O besimdrejtë, respektojeni, atë amanet të Zotit.

O njerëz! Sot djalli i mallkuar është i dëshpëruar, sepse ka pësuar humbje dhe më nuk mund të ndikojë te ju, por ju megjithatë gjithnjë bëhuni të kujdesshëm, që ai të mos ju vë në lajthitje as për gjërat më të vogla.

O besimdrejtë, kur e caktoni dhe e ndani ndërmjet vete trashëgiminë, bëhuni të drejtë dhe përmbajuni librit të Zotit. Ruajeni pasurinë e bonjakëve, të paaftëve dhe të sëmurëve psikikë.

Zoti çdonjërit ia ka dhënë të drejtën e vet, andaj nuk ka nevojë që trashëgimtarëve t'u lihet testament; ndërkaq si testament nuk mund të lihet më tepër se një e treta (1/3) e pasurisë.

Fëmija i takon atij, në shtratin e të cilit është i lindur.

Kush pohon se i takon tjetërkujt përveç prindit, atë do ta arrijë mallkimi i Zotit.

Nuk i lejohet gruas që të japë diç nga pasuria e burrit të saj pa lejen e tij.

Borxhin duhet paguar, ndërsa sendin e huazuar duhet kthyer. Dhurata duhet të kthehet me dhuratë. Kush hyn dorëzanë për dikën, obligohet edhe me përgjegjësi për dorëzani.

Me robërit dhe shërbëtorët silluni në mënyrë njerëzore. Ushqeni ata sikur që ushqeheni vetë dhe vishni ata sikur që visheni vetë. Nuk guxoni t'u bëni keq, as t'i keqpërdorni. Edhe ata janë njerëz, edhe ata janë shërbëtorë të Zotit.

O besimdrejtë! Ta dini dhe të mos harroni se të gjithë muslimanët janë vëllezër. Ju të gjithë jeni plotësisht të barabartë në të drejta dhe detyra. Nuk ka kurrfarë përparësie arabi ndaj joarabit, e as joarabi ndaj arabit, as i ziu ndaj të kuqit, e as i kuqi ndaj të ziut, përveç me devotshmëri. Të gjithë jeni pasardhësit e Ademit, ndërsa Ademi është prej dheut.

O muslimanë! Duhet të kujdeseni, të duheni dhe të ndihmoheni ndërmjet vete. Nuk guxoni ta ofendoni njëri-tjetrin, e as t'i merrni diçka me dhunë njëri-tjetrit. Këto janë mëkate të rënda. Merreni vetëm atë që me vetëdëshirë ju jepet. Respektojeni pacenueshmërinë e pasurive tuaja derisa janë në frymën e ligjeve të Zotit.

Në punën tuaj Islami dhe interesi i përgjithshëm le të jenë mbi ju dhe mbi interesin tuaj personal. Përkushtojani Islamit jetën tuaj dhe në punën për Islam jepni prej vetes gjithçka që mundeni.

Kurrë mos e shkelni të drejtën dhe nderin e askujt. Vetvetes mos i bëni dhunë. Mos harroni se mëshira është një ndër bazat kryesore të Islamit.

O njerëz! Dëgjoni çka po ju them dhe mbajeni mend mirë. Unë po jua lë librin e Zotit, Kur'anin, i cili, nëse i përmbaheni, gjithnjë do t'ju ruajë që të mos e humbni rrugën e drejtë, rrugën e drejtësisë dhe së vërtetës. Kur'ani është libër i qartë dhe i shenjtë, vepër e vërtetë e All-llahut, fjalë e Tij, në vërtetësinë e së cilës nuk ka kurrfarë dyshimi.

Para vetes e keni tërë jetën time, fjalët dhe veprat e mia. Gjithçka që kam folur dhe punuar, jam përpjekur që të jetë në pajtim të plotë me urdhrat e All-llahut.

Ju vërtet nuk do të gjendeni në lajthitje përderisa t'i përmbaheni Kur'anit dhe sunnetit tim.

O besimdrejtë! Thuajeni gjithnjë të vërtetën e pastër. Urrejtja asnjëherë le të mos ju largojë nga rruga e të drejtave dhe drejtësisë. Drejtësia është motra e devotshmërisë. Frikësohuni nga All-llahu! Ai e sheh punën tuaj.

O njerëz! I dëgjuat porositë e mia, futni në zemrat tuaja, në jetët e juaja.

Të gjithë ata që i kanë dëgjuar këto fjalë të mia, le t'ua përcjellin atyre që nuk i kanë dëgjuar, sepse prej tyre mund të ketë më mbamendës se vetë dëgjuesit.

(Pas një pauze të shkurtër, i Dërguari i Zotit me një zë më të butë ka thënë):
"O Zoti im! A e kam përmbushur detyrën dhe misionin e besuar?
O i Dërguari i Zotit! Ti besnikërisht e ke përmbushur misionin tënd dhe neve na ke komunikuar çka të ka urdhëruar Zoti,
u përgjigjën më se 100.000 haxhilerët e pranishëm.
(Atëherë Muhammedi a.s. me zë solemn tha:)
O Zoti im, dëshmo (në këtë)!
(Të njëjtën ditë, Zoti i Lavdishëm e shpalli edhe ajetin e fundit të Kur'anit):

"Sot jua kam përkryer fenë dhe kam plotësuar begatinë time ndaj jush, dhe jam i kënaqur që për ju Islami të jetë fe".
(Maide, 3)

**ATA QË BESUAN
MIGRUAN DHE LUFTUAN
ME PASURINË DHE VETEN E TYRE
NË RRUGËN E ALLAHUT
ATA KANË POZITË
MË TË LARTË TEK ALLAHU DHE
VETËM ATA JANË FATLUMË**



(ET-TEVBE, 20)